# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
NUMËR 341 • VITI 32 • PRILL 2019 • SHAB'AN 1440 • ÇMIMI 1 €

- Zekati dhe sadekatul fitri të jepen në fondin e BI-së
- New Age, sfidë e panjohur e epokës pasmoderne
- Muaji i Ramazanit
- Leximi i Kuranit në Ramazan



O ju që keni besuar, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm.

(Kuran: 2, 183)

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"Dhënia e sadakasë/ zekatit i shuan gabimet ashtu siç e shuan uji zjarrin... "

(Hadith)

# Zekati dhe sadekatul fitri të jepen në fondin e Bashkësisë Islame të Kosovës

*Zekati është një prej farzeve të Allahut dhe një prej shtyllave të Islamit. Allahu xh.sh. na ka urdhëruar për dhënien e zekatit në Kuranin fisnik: "Falni namazin dhe jepni zekatin." (El Bekare, 110).*

*Allahu xh.sh ka caktuar kategoritë të cilave mund t'u jepet zekati: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'iu takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që duhet t'u përfitohen zemrat, e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve), në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë." (Et Tevbe, 60).*

*Ndarja e pasurisë në mënyrë të mirë, duke synuar vetëm kënaqësinë e Allahut, konsiderohet një borxh i dhënë Allahut dhe shpërblimi për të do të jepet sërish nga Allahu xh.sh. në mënyrë të shumëfishuar. Zekati nuk e pakëson pasurinë. Ai e pastron si atë, ashtu edhe dhuruesin e saj. Pejgamberi a.s. thotë: "Të japësh sadak/zekat, nuk pakëson asgjë nga pasuria..." (Muslimi); "Dhënia e sadakasë/zekatit i shuan gabimet ashtu siç e shuan uji zjarrin... " (Tirmidhiu).*

*Sadekatul fitri është vaxhib. Abdullah b. Abbasi r.a. thotë: "I Dërguari i Allahut e ka bërë detyrim dhënien e sadekatul fitrit për pastrim të agjërimit nga fjalët e pahijshme dhe si ushqim për të varfrit."*

*Allahu nuk e ka lënë në vullnetin e individit dhënien e zekatit. Ai e urdhëroi Pejgamberin tonë të nderuar a.s. që të marrë zekatin nga pasuria e të pasurve, duke i thënë: "Merr nga pasuria e tyre lëmoshë me të cilën t'i pastrosh ata." (Et Tevbah: 103).*

*Kur Pejgamberi a.s. e dërgoi Muadh b. Xhebelin në Jemen, ai i tha: "Ti do të shkosh në një shoqëri që janë ithtarë të librit. Në radhë të parë do t'i ftosh që të pranojnë të vërtetën se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Tij. Nëse binden, bëjua të ditur se falja e pesë kohëve të namazit në ditë është farz. Nëse binden edhe në këtë pikë dhe e respektojnë, atëherë bëjua të ditur se Allahu i madhërishëm ka bërë farz dhënien e zekatit dhe tregoju se zekati do të merret nga të pasurit për t'iu shpërndarë të varfërve. Nëse e pranojnë këtë, merre zekatin prej tyre..."*

*Ka pajtim mes dijetarëve myslimanë se është e drejtë dhe detyrim i sundimtarit mysliman që të mbledhë zekatin nga ata që janë të detyruar për dhënien e tij dhe ta dorëzojë atë në fondin për tetë kategoritë e përcaktuara me Kuran. Meqenëse një sundimtar mysliman në kuptimin tradicional (halif, imam, që ka pushtetin e vërtetë në duart e tij, sikurse janë ushtria, policia, legjislatura, gjyqësia dhe ekzekutivi) nuk e kemi, në vendin tonë përgjegjës i vetëm për organizmin e jetës fetare është Bashkësia Islame e Kosovës.*

*Rrjedhimisht tubimi i zekatit është përgjegjësi e Udhëheqësit të institucionit fetar të myslimanëve, gjegjësisht Bashkësisë islame. Kjo kuptohet edhe nga qëndrimi dhe veprimi i hazreti Ebu Bekrit r.a., i cili kur u bë halif pas kalimit të Muhamedit a.s. në jetën e amshueshme, disa njerëzve, të cilët edhe pse myslimanë refuzonin ta jepnin zekatin, u tërhoqi vërejtjen se zekati dhe namazi janë obligime fetare të pandashme, madje shpalli se, nëse e kërkonte nevoja, këtyre njerëzve do t'u shpallte edhe luftë.*

*Në këto mjete është e drejta e të varfërve dhe e të dobëtëve, dhe e drejta e përmbushjes së nevojave të ruajtjes, të funksionimit dhe të përparimit të punës së institucioneve të Bashkësisë Islame. Prandaj, dhënia e zekatit dhe e sadekatul fitrit në fondin e Bashkësisë Islame të Kosovës është nxjerrë nga Kurani, Suneti dhe ixhmai (konsensusi) i Bashkësisë sonë. Mbetet që të gjithë kuadrot fetare dhe veçanërisht imamët të punojnë më shumë në këtë aspekt, duke u bërë thirrje besimtarëve që kontributet e tyre t'i drejtojnë edhe më shumë në fondin e Bashkësisë Islame.*

*Dr. Ajni Sinani*

** Fjala e Myftiut të Kosovës, me rastin e promovimit të veprës "Ilmihal i zgjeruar"*

# Ilmihali - simbol i arsimimit tonë islam

*I nderuar Kryetar i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Bujar efendi Spahiu,*

*I nderuar Reis i Bashkësisë Fetare Islame të Republikës së Maqedonisë së Veriut, Sulejman efendi Rexhepi,*

*Të nderuar udhëheqës e drejtues të komuniteteve tona fetare nga Shqipëria, Kosova e viset shqiptare të Maqedonisë së Veriut,*

*Të respektuar autorë të veprës që po promovojmë sot,*

*Të nderuar pedagogë e studentë,*

*Të nderuar imam dhe efendilerë,*

*Vëllezër e motra!*

Kam kënaqësinë që sot, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve dhe organeve të saj, si dhe në emrin tim personal, t'ju përshëndes e t'ju shpreh mirëseardhje në këtë aktivitet tonin, i cili organizohet në vigjilje të muajit të madhuar të Ramazanit, organizim ky që për sebep ka daljen në dritë të veprës *"Ilmihal i zgjeruar"*, projekt ky i ideuar, i realizuar e i finalizuar nga tri bashkësitë fetare islame shqiptare.

Rëndësia e kësaj vepre që po promovojmë sot, është e veçantë, jo për faktin se te ne kanë munguar ilmihalë e doracakë për njohuritë bazike fetare, por, sepse si projekt dhe finalizim i përbashkët i bashkësive tona fetare, rikthen projektin e ulemasë sonë,të cilët në fillet e literaturës islame në gjuhën shqipe, kur shkruanin e botonin, kishin për synim lexuesin e përbashkët të të gjitha trojeve tona, por që, siç dihet, një projekt i tillë nuk u realizua dot për shkak të rrethanave shoqërore-politike e historike nëpër të cilat kaluam si popull dhe si vend.

Së këndejmi, "Ilmihalin" të cilin po promovojmë sot, pas përkthimit në gjuhën shqipe të Kuranit, synon dhe është paraparë që të jetë vepra e cila do të ketë një shtrirje, lexim e përdorim në të gjitha xhamitë, bibliotekat, mejtepet dhe medresetë tona, jo vetëm për shkak të rëndësisë përmbajtjesore që ka, por edhe për shkak se është botim i mbikëqyrur nga tri bashkësitë tona islame.

Kurse besimtarët tanë, tani e tutje, do të kenë në dorë një vepër për të mësuar gjërat themelore të fesë së tyre, dhe kjo do t'i shërbejë si atij besimtari që është në Tiranë, si atij në Prishtinë, në Shkup, në Preshevë, në Ulqin dhe kudo tjetër në trojet shqiptare, po ashtu edhe atij që është në mërgatë-diasporë.

Prandaj, botimin e këtij "Ilmihali" e quajmë si një të arritur të për-



bashkët të tri komuniteteve tona, por njëkohësisht e konsiderojmë edhe një projekt paksa të vonuar.

*Të nderuar të pranishëm!*

Sikur të na kërkohej që të jepnim një përkufizim të shkurtër për Ilmihalin si *emër*, si *vepër* dhe si *përmbajtje*, me pak fjalë, do të thoshim se:

Ilmihali është doracak kryesor,i cili shpjegon bazat themelore të mësimeve islame. Përmbajtja e një ilmihali është shumë domethënëse, e rëndësishme, sepse ai bën fjalë për shartet e fesë islame dhe për mënyrat e përmbushjes së tyre. Ilmihali në të vërtetë paraqet një leksikon të bazave themelore fetare dhe të udhëzimeve për përshtatshmërinë e myslimanëve.

Në të vërtetë, vetë emri ilmihal e përmban gjithë këtë që po e themi. Sepse, sikurse e dimë, togfjalëshi "Ilmihal", përbëhet prej dy fjalëve arabe: *"ilm"* (që do të thotë *"dije", "shkencë"*) dhe *"hâl"* – që do të thotë *"gjendje", "situatë", "moment"*), me kuptim të gjerë të doktrinës islame, pra, thënë ndryshe, "*ilmihali është dije për hallin tonë, në pikëpamje të besimit dhe të praktikës së tij"*.

Me një fjalë, ilmihali ka qenë dhe është simbol i arsimimit fillestar fetar; është sinonim i mejtepit dhe i mual-limit. Prandaj, një ilmihal, është po aq i rëndësishëm për një besimtar që dëshiron të mësojë bazat e fesë së tij, po aq sa është e rëndësishme abetarja për dikënd që dëshiron të mësojë shkrimleximin.

Prandaj, jo rastësisht, hartues dhe autorë të ilmihalëve janë institucionet dhe dijetarët përgjegjës dhe kompetentë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Historikisht ndër ne janë mësuar dhe kanë qenë në përdorim disa ilmihalë. Koleksionet e dorëshkrimeve islame që kanë arritur deri te ne, ruajnë një pjesë bukur të madhe të këtyre ilmihalëve, qoftë në dorëshkrim, qoftë të botuar. Te ne, për shekuj me radhë është mësuar dhe ka dominuar "Vasijetnameja" e Imam Birgeviut, vepër kjo e cila ka pasur edhe ndikim tek autorët tanë të mëvonshëm që kanë shkruar ilmihale sipas këtij modeli. Më pastaj, dihet se janë mësuar dhe janë përdorur ku më shumë e ku më pak, ku më shkurt e ku më gjatë edhe "Ilmihali" i Muhamet Çamit, një përshtatje në gjuhën shqipe e "Vasijetnamesë" së Birgeviut, më pastaj "Vehbijja" dhe "Kitabut-Tenbihijje" të Tahir efendi Gjakovës, "Vasijetnameja" e Mulla Dervish Pejës, "Huda Rabbëm" e hafiz Ali Riza Ulqinakut, "Mufessal Ilmihali" i Rexhep efendi Vokës së Tetovës, "Ilmihali" i hafiz Ibrahim Dalliut, "Ferrëfenjësi" i Said ef. Najdenit-Dibrës etj., pa i përmendur këtu edhe ata ilmihalë që janë mësuar dhe mbase vazhdojnë të mësohen që menjëherë pas Luftës së Dytë Botërore e këndej.

Sigurisht që midis këtyre do të ketë edhe autorë të tjerë që kanë shkruar apo kanë përkthyer ilmihalë dhe na thotë mendja se të tillë ka edhe në dorëshkrime që presin dorën e studiuesve për të dalë në dritë dhe për t'u bërë pjesë e literaturës sonë.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Pjesë e këtij vargu të gjatë të ilmihalëve, tani është edhe *"Ilmihali i zgjeruar"*, i autorëve Ali Zaimi, Resul Rexhepi dhe Jusuf Zimeri, të cilin po e promovojmë sot. Ky botim, ç'është e drejta, përveç të përbashkëtave të përgjithshme me ilmihalët e tjerë, ka edhe disa veçori specifike, të cilat i japin vlerë dhe e bëjnë më aktual.

*E para,* sikurse e thotë edhe vetë emri i tij, është një ilmihal më i zgjeruar si në aspektin e përmbajtjes, po ashtu edhe në aspektin vëllimor.

*E dyta*, ky ilmihal është konceptuar që në radhë të parë t'u dedikohet fillestarëve, si çdo ilmihal tjetër, por ai do t'u hyjë në punë edhe të tjerëve që janë të interesuar të njohin bazat themelore të fesë islame, madje kjo vepër do t'u hyjë në punë edhe nxënësve në medresetë dhe studentëve në fakultetet tona islame, pa e përmendur këtu rëndësinë e tij për punën praktike të imamëve dhe mual-limëve tanë në mejtepe.

*E treta*, kjo vepër është shkruar në një gjuhë të rrjedhshme, të kuptueshme dhe me terminologji adekuate islame-shqipe.

*E katërta*, është punë e përbashkët dhe mund i tre autorëve, që deri më sot, te ne është një risi në hartimin e ilmihalëve, prandaj dhe i përgëzojmë dhe i falënderojmë autorët jo vetëm për punën që kanë bërë, por edhe për këtë traditë të mirë që kanë filluar.

Po ashtu, falënderoj edhe kryetarët e komuniteteve islame, haxhi Skënder Bruçajn, ish-kryetar i KMSH-së dhe Haxhi Sulejman ef. Rexhepin, Reisin e Maqedonisë së Veriut, të cilët pa asnjë hezitim mbështetën realizimin dhe finalizimin e këtij projekti.

Një mirënjohje të veçantë edhe të gjithë atyre që kontribuuan që ky Ilmihal të arrijë në duart e lexuesit mysliman shqiptar.

*Të nderuar të pranishëm!*

Në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, të institucioneve dhe të organeve të saj, shprehim gatishmërinë dhe zotimin se edhe në të ardhmen do të vazhdojmë të përkrahim nisma dhe iniciativa për projekte të këtilla të përbashkëta.

Lusim Allahun xh.sh. që, vepra të cilën po e promovojmë sot, të arrijë qëllimin tonë të dëshiruar dhe ky ilmihal të bëhet pjesë e pandashme e mejtepeve, bibliotekave dhe familjeve tona.

Duke ju falënderuar edhe një herë për praninë tuaj, ju përshëndes me selam!

*Prishtinë, 17 prill 2019*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

** Fjala falënderuese e Resul Rexhepit, në emër të bashkautorëve*

# Drejt unifikimit jo vetëm të literaturës islame në gjuhën shqipe

*Të nderuar kryetarë të bashkësive islame respektive!*
*Të nderuar efendilerë, profesorë e studentë!*
*Të nderuar vëllezër dhe motra!*
*Të nderuar të pranishëm!*
*Es-selamu alejkum!*

Kam nderin dhe kënaqësinë që, para këtij auditori të nderuar, në këtë vend të dijes dhe të shkencës, në emrin tim personal dhe në emër të kolegëve-bashkautorë, t'i shpreh disa falënderime dhe konsiderata për besimin dhe ndihmën e dhënë për hartimin e veprës *"Ilmihal i zgjeruar"*, të cilën po e promovojmë sot.

Në të vërtetë, kur kah fundi i vitit 2015 na u dha kjo detyrë dhe na u besua kjo përgjegjësi, pra për të hartuar një Ilmihal, ne si autorë, i vumë vetes një qëllim dhe një parim kryesor.

Qëllimi ynë ishte që të përgatisnim një Ilmihal në një version paksa më të zgjeruar nga ilmihalët që i kishim në përdorim, në mënyrë që besimtarët shqipfolës të kenë mundësinë që elementet themelore të fesë islame të fushës së ibadatit t'i njohin sa më lehtë dhe sa më thjesht dhe kështu t'i ndihmojë ata edhe në aspektin praktik gjatë përditshmërisë së tyre.

Kurse parimi ynë kryesor ishte që këto mësime të jenë të bazuara kryesisht në mësimet e shkollës juridike hanefite, sepse kësaj shkolle i përkasin besimtarët e trevave tona historikisht, zyrtarisht dhe praktikisht.

Se sa është arritur kjo, i mbetet që ta thotë kritika objektive dhe lexuesi i vëmendshëm, gjithnjë duke pasur parasysh se si çdo vepër e njeriut, edhe kjo jona nuk mund të jetë e përkryer dhe pa ndonjë lëshim, natyrisht të përvjedhur jo nga dëshira dhe as vullneti ynë.

Pavarësisht këtyre, në mos për asgjë tjetër, ky "Ilmihal", dhe për këtë jemi të bindur, është dëshmia dhe treguesi më i mirë se tri komunitetet tona, *dinë*, *duan* dhe *mund* të bëjnë shumë punë të përbashkëta dhe të realizojnë projekte me rëndësi drejt unifikimit jo vetëm të literaturës islame në gjuhën shqipe, por edhe drejt unifikimit të mësimeve dhe mendimit teologjik islam shqiptar, në një kohë kur kjo del të jetë më se e domosdoshme.

*Të nderuar të pranishëm,*

Këtë ndërmarrje tonën, nuk mund ta konsiderojmë thjesht vetëm fryt të punës së ne autorëve. Kjo vepër është rezultat i një procesi të gjatë, por edhe i ndihmës së madhe të kryetarëve të komuniteteve tona islame-shqiptare, të cilëve u shprehim mirënjohjen tonë më të thellë, që na e besuan këtë projekt dhe na përkrahën gjatë punës së realizimit të tij dhe këtë e finalizuan me botim.



Mirënjohjet dhe falënderimet tona më të veçanta ua shprehim edhe redaktorëve, - atij gjuhësor dhe atij teknik, - për punën e tyre me përkushtim dhe gjithë atyre që, në një mënyrë a në një tjetër, kontribuuan për realizimin e kësaj vepre.

Në fund, por jo nga rëndësia, ju falënderojmë në mënyrë të veçantë të gjithë ju që keni ndarë pjesë nga koha juaj e çmuar për të marrë pjesë në këtë ngjarje promovuese si dhe për durimin që patët.

Dhe fare në fund, lusim Allahun xh.sh. që, këso veprash dhe ndërmarrjesh të përbashkëta të tri komuniteteve tona islame shqiptare, të na mundësojë të kemi sa më shumë dhe sa më shpesh edhe në të ardhmen, kurse këtë kontribut tonin të na e pranojë si të bërë për kënaqësi të Tij dhe për gabimet eventuale të na falë!

I madhi Zot xh.sh. në Kuranin Famëlartë ka urdhëruar:

*Edhe një herë, ju faleminderit*
*Ves-selamu alejkum!*

*(Fjala falënderuese e Resul Rexhepit, në emër të bashkautorëve, me rastin e promovimit të veprës "ilmihal i zgjeruar", mbajtur në Prishtinë më 17 prill 2019.)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Mearixh"- (2)

*"Atë ditë, qielli do të bëhet si kallaji i shkrirë. E kodrat do të bëhen si lesh i lënurur (shprishur). Dhe asnjë mik nuk do pyesë për mikun, edhe pse ata shihen ndërmjet vete (do të ikin prej njëri-tjetrit). Për të shpëtuar nga dënimi i asaj dite, fajtori (po të kishte mundësi) do të dëshironte t'i sakrifikonte edhe fëmijët e vet, edhe gruan edhe vëllanë e vet, edhe farefisin (të afërmit) e tij, tek të cilët mbështetej, si dhe të gjithë ata që gjenden në faqe të Tokës, nëse kjo mund ta shpëtonte. Por jo, (fajtori do të hidhet në zjarr)! Ai është zjarr flakërues, që e shkul (dhe e djeg) krejtësisht kapakun e kresë, që thërret atë që është zmbrapsur e larguar (prej besimit) dhe që ka grumbulluar (pasuri) dhe e ka fshehur (depozituar)."* – (El-Mearixh, 8-18)

يَوْمَ تَكُونُ السَّمَاءُ كَالْمُهْلِ. وَتَكُونُ الْجِبَالُ كَالْعِهْنِ. وَلَا يَسْأَلُ
حَمِيمٌ حَمِيمًا.يُبَصَّرُونَهُمْ وَدُّ الْمُجْرِمُ لَوْ يَفْتَدِي مِنْ عَذَابِ
يَوْمِئِذٍ بِبَنِيهِ. وَصَاحِبَتِهِ وَأَخِيهِ. وَفَصِيلَتِهِ الَّتِي تُؤْوِيهِ. وَمَن فِي
الْأَرْضِ جَمِيعًا ثُمَّ يُنجِيهِ. كَلَّا نَّهَا لَظَىٰ. نَزَّاعَةً لِّلشَّوَىٰ. تَدْعُو مَنْ
أَدْبَرَ وَتَوَلَّىٰ. وَجَمَعَ فَأَوْعَىٰ.

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, flitej për injorimin që i bënin ardhjes së kësaj dite idhujtarët, të cilët pyesnin me tallje e dashakeqësi të Dërguarin a.s., se kur do të vinte ai dënim prej qielli. Allahu iu përgjigj se këtë dënim nuk do të mund ta ndalte askush, sepse është prej Tij e Ai është Krijuesi madhështor i kësaj gjithësie, të cilit i nënshtrohet çdo gjë, përfshirë edhe engjëjt që udhëtojnë me shpejtësi drite, për të zbatuar urdhrat e Tij. Për idhujtarët, të besuarit në Ditën e Kiametit ishte utopi dhe diçka e paimagjinueshme, andaj talleshin se ajo ditë është larg, por i Madhërishmi i kthen në perspektivën e saktë, se, ndryshe nga si e "shihnin" ata, atë ditë "Ne e shohim shumë afër". Pikërisht, ajetet në vazhdim flasin për tmerret e asaj dite, për ndryshimet që do të pësojnë qielli e toka dhe natyrisht ballafaqimi me veprat tona në Ditën e Gjykimit, kur kriminelët dhe jobesimtarët do të përpiqen të shpëtojnë vetveten, duke qenë në gjendje të sakrifikojnë edhe më të afërmit, vetëm që të shpëtojnë nga ky dënim.

*8. Atë ditë, qielli do të bëhet si kallaji i shkrirë.*

*9. e kodrat do të bëhen si lesh i lënurur (shprishur).*

Dita e Kiametit do të jetë një ditë e vështirë dhe e rëndë për të gjithë ata që nuk besuan Allahut dhe Ditës së Gjykimit. Parametrat ekzistues të kësaj ekzistence do të lëvizin, në pakthim. Çdo gjë do të ta humbë ekuilibrin e deriatëhershëm. Madje edhe qielli do ta humbasë ngjyrën dhe formën e tij. Nga një qiell i kaltër, do të kthehet në një ngjyrë të kuqërremtë dhe me atmosferë që djeg e përcëllon. Kjo pamje apokaliptike do të ngjallë tmerr e trishtim, sepse qielli do të bjerë mbi kokat e njerëzve sikur të ishte kallaj apo bakër i shkrirë. Siç dihet, toka po edhe sistemi ynë diellor, është i përbërë prej shumë elementeve kimike, siç janë metale, gazra, helium, hidrogjen, azot, gurë dhe pluhur kozmik, e cila materie nën presionin e nxehtësisë do të shkrihet e do të shndërrohet në një lëng të rrjedhshëm.

Në Kuran kemi edhe shumë ajete të tjera që flasin për shkatërrimin e tokës dhe të qiellit si f.v.: *"Kur yjet të shuhen dhe kur qielli të hapet dhe kur kodrat të copëtohen"* – (El-Murselat, 8-10); pastaj: *"Kur dielli të jetë mbështjellë (dhe errësohet), Dhe kur yjet të kenë rënë (e të jenë shkapërderdhur)* – **(Et-Tekvir, 1-2) etj..**

Një shëmbëllim të vogël të kësaj dite të llahtarshme të Kiametit dikush mund ta ketë hasur gjatë jetës në këtë tokë, kur tërmetet shkatërruese dhe vullkanet gllabëruese, shkatërrojnë çdo gjë para vetes, në një vend të caktuar në tokë. Megjithatë, pas tërmeteve, përkundër tmerrit të përjetuar, toka sërish qetësohet ashtu siç ndodh edhe me erupsionet vullkanike, llava e derdhur e të cilave vjen duke u shuar dhe ftohur, ndërkohë që Dita e Kiametit-Kataklizmës nuk ndalet derisa të shkatërrohet çdo gjë në këtë ekzistencë. Të gjitha ligjet natyrore që i kemi njohur deri atëherë, zhvlerësohen e nuk veprojnë më. Qiejt dhe toka

shkatërrohen për një kohë të shkurtër. Ato do të çahen e do të shkapërderdhen në hapësirë dhe vërtet do të bëhen ashtu siç i përshkroi Allahu xh.sh. në këtë ajet kuranor: "*Atë ditë, qielli do të bëhet si kallaji i shkrirë.*"

Ndërkohë, edhe kodrat në tokë, të cilat deri atëherë kishin rol ekuilibrues në tokë, tash do t'u ngjajnë shtëllungave të leshit të shprishur të cilat i bart era, sa andej e sa këndej.

Madhështia e tyre, merr fund, kur gravitacioni i tokës humb dhe ato do të çrrënjosen e të bëhen thërrmija. Këto pamje trishtuese kur kodrat gjigante fluturojnë e ndeshen në mes vete, na i ka përshkruar shumë qartë i Madhërishmi në Kuran kur thotë:

*"Dhe të ngrihen toka e kodrat e t'i mëshojnë njëra-tjetrës me një të goditur."* (El-Hakkah, 14). *"Dhe kodrat bëhen si leshi i shprishur."* (El-Kariatu, 5) *"(Ajo ndodh) Kur toka tundet me dridhje të forta. E kodrat shkapërderdhen e bëhen copë e thërrmija. E bëhen pluhur i shpërndarë."* (El-Vakiatu, 4-6).*"Kur të të pyesin ty (o Muhamed) për malet, thuaj: "Ato do t'i bëjë hi e pluhur Zoti im"* (Ta Ha, 105), *etj.*.

Që të gjitha këto përshkrime të gjendjes së qiejve dhe tokës në ditën e fundit të kësaj bote, janë përmendur në shumë ajete kuranore, me qëllim që njeriut t'i përcillet një mesazh i qartë, që të mos bëhet mendjemadh e mosmirënjohës ndaj Krijuesit të tij, sepse jeta në këtë botë, megjithatë, do ta ketë fundin e saj. Allahu i Madhërishëm nga dhembshuria e Tij, dëshiron të na përudhë në rrugën e udhëzimit, andaj, është mirë që njerëzit të marrin mësim nga të gjitha këto vërejtje dhe këshilla, sepse nëse ajo ditë e shkatërrimit të gjithësisë e zë dikë të papërudhur, atëherë mjerisht, për të do të jetë çdo gjë vonë. Ato çaste dëshpërimi për këta njerëz që mohuan Allahun dhe Ditën e Gjykimit, i ka përshkruar i Madhërishmi në ajetet 8-12 të sures "El-Kijame": *"E kur të zihet (errësohet) hëna dhe kur të bashkohen dielli e hëna. Atë ditë njeriu do të thotë: "Nga të iket!" Jo, nuk ka strehim! Atë ditë vetëm te Zoti yt është caku!"*

*10. Dhe asnjë mik nuk do pyesë për mikun.*

*11. Edhe pse ata shihen ndërmjet vete (do të ikin prej njëri-tjetrit). Për të shpëtuar nga dënimi i asaj dite, fajtori (po të kishte mundësi) do të dëshironte t'i sakrifikonte edhe fëmijët e vet,*

*12. Edhe gruan edhe vëllanë e vet.*

*13. E edhe farefisin (të afërmit) e tij, tek të cilët mbështetej,*

*14. Si dhe të gjithë ata që gjenden në faqe të Tokës, nëse kjo mund ta shpëtonte.*

Pas përshkrimit apokaliptik të Ditës së fundit të kësaj bote, tash bartemi në pamjet e Ditës së Gjykimit, pasi që njerëzit do të ringjallen e nga varret e tyre, turma-turma do të nisen drejt Mahsherit. Në këtë ditë të vështirë, njerëzit do të ballafaqohen me veprat e tyre. Shumëkush do ta ndiejë mungesën e këtyre veprave, andaj do të përpiqen që të përfitojnë diçka nga të tjerët.

Në këtë Ditë të Gjykimit, i pasuri nuk do të arrijë ta "blejë" biletën e shpëtimit as me tërë pasurinë e kësaj bote. Në këtë Ditë nuk vlejnë as afërsitë me pushtetarët apo njerëzit që kishin peshë në një shoqëri, sepse secili do të jetë i preokupuar me gjendjen e vet.

Të ballafaquar me këtë realitet të pashpresë, jobesimtarët, nga frika se të afërmit apo miqtë do t'i kërkojnë hak njëri-tjetrit, do ta kthejnë kokën mënjanë dhe do të shtiren sikur nuk e shohin njëri-tjetrin. Edhe pse shihen shumë mirë, ata për të shpëtuar nga dënimi i kësaj dite, do të ikin prej njëri-tjetrit.[1] Në këtë ditë, njerëzit do të humbin ndjenjat e dhembshurisë dhe secili do të përpiqet që ta sakrifikojë tjetrin, vetëm që të shpëtojë vetë nga dënimi i tmerrshëm. Në këtë rast, fajtori apo mëkatari është në gjendje t'i sakrifikojë edhe fëmijët e vet, bashkëshorten e vet, vëllanë, të afërmit dhe farefisin, e madje edhe krejt njerëzit e kësaj bote, vetëm që vetë t'i ikë ndëshkimit të Zotit.

Një përshkrim pothuajse të ngjashëm e kemi edhe në këto ajete kuranore: *"E kur të vijë ushtima (krisma e Kiametit); Atë ditë njeriu ikën prej vëllait të vet, prej nënës dhe prej babait të vet, prej gruas dhe prej fëmijëve të vet. Atë ditë secilit njeri i mjafton çështja e vet.* (Abese, 33-37)



*15. Por jo, (fajtori do të hidhet në zjarr)! Ai është zjarr flakërues,*
*16. Që e shkul (dhe e djeg) krejtësisht kapakun e kresë.*

Por, sigurisht që kjo nuk do të ndodhë, sepse drejtësia absolute e Allahut do të vihet në veprim. Në bazë të kësaj drejtësie hyjnore, secili do ta marrë atë që e meriton, sipas veprave dhe sjelljeve të tij në këtë botë. Ndërkohë që mëkatarët, të cilët me gjithë gatishmërinë e tyre që t'i flijojnë edhe më të afërmit e zemrës, fëmijët, bashkëshorten, vëllanë, farefisin dhe shokët më të ngushtë, tash do të rrëmbehen me forcë e do të hidhen në ndëshkimin e përjetshëm në skëterrat e Xhehenemit. Një prej këtyre greminave të Zjarrit, do të jetë edhe *"Ledha"*, e cila nënkupton një zjarr të egër e të flakëruar, i cili mohuesve të njëshmërisë dhe të ahiretit, ua shkul dhe djeg kapakët e kresë. Imagjinoni kur ky zjarr ua djeg lëkurën e kokës deri në palcë, saqë edhe trutë u pëlcasin nga nxehtësia përcëlluese. Ky ndëshkim do të jetë aq i dhimbshëm e i padurueshëm, sa do ta dëshironin "vdekjen" në ato çaste, por jo, ai më nuk mund të vdesë, ndërsa ndëshkimi i tij do të vazhdojë t'i përsëritet pandërprerë dhe përjetësisht.

*17. Që thërret atë që është zmbrapsur e larguar (prej besimit).*
*18. Dhe që ka grumbulluar (pasuri) dhe e ka fshehur (depozituar).*

Ky zjarr "i thërret-fton" këta jobesimtarë, të cilët u zmbrapsën dhe ia kthyen shpinën besimit të vërtetë. Këta njerëz të mjerë, të mashtruar nga bukuritë e përkohshme të kësaj bote, ranë pre e intrigave djallëzore dhe menduan se njeriu vetëm një jetë e ka dhe atë duhet ta shfrytëzojë. Këta nuk mund të imagjinonin se, pas vdekjes, do të ringjalleshin. Luksi dhe ngarendja pas pasurisë së kësaj bote, ishin preokupimet e tyre kryesore. Madje, ajeti i 18-të i kësaj sureje: *"dhe që ka grumbulluar (pasuri) dhe e ka fshehur (depozituar)"*, na jep pasqyrën me reale të hutisë së këtij soji njerëzor. Dihet se kur njeriu, brengë të vetme në këtë botë, e ka grumbullimin e pasurisë dhe depozitimin e saj, kjo e shndërron atë në një koprrac të pandjenja[2], pa dhembshuri ndaj të tjerëve. Ai më nuk e ndien ngrohtësinë e mëshirën ndaj të tjerëve në shpirtin e vet dhe shkon edhe më larg duke pretenduar se,me pasurinë e vet, mund ta blejë edhe përjetësinë!? I tilli i ngjason njeriut që është në gjumë duke fjetur dhe i cili nuk e di se ka qenë në një ëndërr, derisa të mos zgjohet. Po kështu është edhe me të shkujdesurin apo mohuesin e Ahiretit, i cili vetëm në momentet e dorëzimit të shpirtit e kupton se vërtet paska qenë i hutuar dhe i përhumbur në mugëtirën e kufrit të vet.

**...kur njeriu, brengë të vetme në këtë botë, e ka grumbullimin e pasurisë dhe depozitimin e saj, kjo e shndërron atë në një koprrac të pandjenja, pa dhembshuri ndaj të tjerëve.**

Por, sigurisht, se tashmë, për të, gjithçka është vonë dhe ai tashmë ka marrë rrugën drejt fundit të dhimbshëm e të pakthim. Dënimi me zjarr do të jetë destinacioni i tij i fundit. Më nuk ka kohë për pendim. Ka vetëm kohë për zhgënjim për ditët dhe vitet e kësaj botë që i kaloi duke u dëfryer e shfrenuar, pa menduar fare për vdekjen dhe ringjalljen, pa menduar se egoizmi dhe mendjemadhësia e vet, u ka shkaktuar vuajtje e dhimbje shumë njerëz të tjerë në këtë botë etj..

## Porosia e ajeteve (8-18)

- Në Ditën e Kiametit, me urdhrin e Allahut, çdo gjë në këtë gjithësi do të shkatërrohet dhe do të ndryshojë. Qielli dhe toka do të ndryshojnë format e tyre ekzistuese, duke i ngjarë një hapësire të kuqërremtë sikur kallaj apo metale të shkrira, të cilat djegin e kundërmojnë. Ndërkohë, toka do të çrregullohet, si pasojë e humbjes së gravitacionit, të vlimit të deteve dhe të shkretimit të tërësishëm. Kjo do të shkaktojë lëvizjen e kodrave, të cilat do të enden sa andej e sa këndej, pa ndonjë kontroll, mu sikur të ishin shtëllunga leshi. Paramendoni, një kodër të lartë si Mont Everesti, të lëvizë si të ishte një pendël apo shtëllungë e leshit të lënurur, tek përplaset me një kodër tjetër të madhe? Paramendoni se çfarë mund të ngjajë kur mbi tokë do të bien në mënyrë të pakontrolluar meteorë, asteroidë, kometa, apo edhe planetë të tjerë. A thua do të mbetet diçka nga ajo tokë, në të cilën ne kemi jetuar për shekuj të tërë. Sigurisht që jo!

- Pas Kataklizmës së përgjithshme, do të pasojë Ringjallja dhe njerëzit do të dalin në gjykim para Allahut të Madhërishëm. Në këtë Ditë të rëndë e të vështirë, jobesimtarët dhe kriminelët, të cilët ishin larg besimit dhe respektimit të urdhëresave hyjnore, të hutuar e të frikësuar nga ajo që i pret,- do të përpiqen të ikin nga familjarët dhe të afërmit e tyre, vetëm e vetëm që të shpëtojnë nga ndonjë hak i mundshëm ndaj tyre. Madje, do jenë të gatshëm ta sakrifikojnë krejt familjen e vet, vetëm që të shpëtojnë nga ndëshkimi i tmerrshëm. Por, pavarësisht këtyre përpjekjeve, ata nuk do të arrijnë t'i ikin dënimit të Allahut, sepse drejtësia hyjnore do të zbatohet për secilin, në mënyrë absolute dhe të drejtë.

- Një prej ndëshkimeve më të tmerrshme të Xhehenemit, për mohuesit dhe për ata që grumbulluan pasuri pa të drejtë, në kurriz të të tjerëve, duke bërë monopol dhe duke shfrytëzuar pa mëshirë djersën dhe mundin e të tjerëve, është djegia e skalpit apo kapakut të kresë. - vijon -

*1. Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-Tefsir, vëll. 29, f. 7428. 2. Imam Maturidiu, Te'evilatu Ehli-Sunneti, (redaktura e Dr. Mexhdi Basel-lum, Bejrut 2005, vël..X, f. 204.*

Nexhat Ibrahimi

# New Age, sfidë e panjohur e epokës pasmoderne

Hulumtimi i gjithanshëm na çon në përfundimin se joshja e njeriut pas formave të reja të përshpirtshme është si pasojë e dëshpërimit të njerëzve në religjionet ekzistuese, e bile edhe në ato monoteiste, sepse ato u treguan jo të gatshme, të ngurta, t'u përgjigjen pyetjeve të kureshtarëve dhe nevojave të tyre në kohën më të re.

## Shqyrtime hyrëse

Fjala angleze 'New' (*nju*) në kohën moderne është mjaft e përdorur në shumë fusha, industri, tregti, menaxhment, pastaj në film, gazetari, modë, por edhe në shkencat humane, si në filozofi, psikologji, psikopatologjie madje edhe në religjione dhe si term ka joshur mjaft kureshtarë.

Përdorimi i saj nuk është tipik vetëm për botën anglishtfolëse, por për tërë botën, edhe në gjuhën shqipe në kuptimin e risisë, gjësë së re, novacionit, e kur kësaj fjale i shtohet pjesa tjetër '*Age*" atëherë ajo kap kuptimin e *religjionit të ri* në kohën moderne e më tej. Këtu futen të gjitha lëvizjet religjioze që prekin spiritualitetin njerëzor, që herë-herë në doktrinën e tyre shquhen edhe pa zot, përkundër pohimit se janë alternativë e religjionit, pra edhe vetë religjion.[1]

Njeriu modern është i preokupuar me gjerat e reja, madje është i habitur karshi më të rejave, më të mirave.

**Edhe pse përkufizimet e përcaktimet janë të vështira, mund të thuhet se *New Age* janë lëvizje spiritualiste, që u shfaqen në vendet e zhvilluara në kohën moderne.**

Çdo ditë telefona të rinj, laptopë të rinj, automjete të reja, makineri të reja për amvisëri, për punë, por e edhe parfume, rroba, dekore personale të reja. Njeriu, pra, është edhe i habitur e edhe i magjepsur nga numri dhe performansat gjithnjë e më të arrira të risive që ofrohen dhe prezantohen në treg. Duke e marrë parasysh se kjo performansë është shfaqur edhe në fushën e përshpirtmërisë, imponohet të shtrohet pyetja: ç'e shtyri njeriun, që krahas feve të mëdha monoteiste dhe feve politeiste apo filozofike, të joshet me forma dytësore, alternative, religjioze, me ide njerëzore që ngjasojnë në religjione idhujtariste apo okultiste, jo të zakonshme për mendësinë dhe shkallën e dijes?!




Edhe pse përgjigjja për këtë pyetje është e vështirë dhe jo mjaft e hulumtuar, megjithatë mund të jepen mendime, të cilat më përafërsisht na orientojnë drejt një përgjigjeje të mundshme të drejtë. Një ndër arsyet e mundshme për një përgjigje të drejtë është hulumtimi në përgjithësi i jetës së njeriut në kohën moderne dhe pasmoderne, pastaj zhvillimi i jetës në rrethanat religjioze, politike, ekonomike, psiko-sociale. Hulumtimi i gjithanshëm na çon në përfundimin se joshja e njeriut pas formave të reja të përshpirtshme është si pasojë e dëshpërimit të njerëzve në religjionet ekzistuese, e bile edhe në ato monoteiste, sepse ato u treguan jo të gatshme, të ngurta, t'u përgjigjen pyetjeve të kureshtarëve dhe nevojave të tyre në kohën më të re.[2]

Por, jo të gjithë ithtarët e *New Age* janë të dëshpëruarit nga religjionet standarde, të deritashme. Madje, shumica e pjesëtarëve të New Age janë nga mjediset ateiste, laike, përkatësisht nga mjediset pa kurrfarë identiteti fetar, që në këtë mënyrë t'i ikin traditës, trashëgimisë dhe rrënjëve të tyre.[3]

## Përcaktimet themelore të New Age

Edhe pse mendohet se tashmë kemi njohuri të caktuara për New Age, megjithatë mund të konstatohet se kjo çështje ende është në fazën e hulumtimit sociologjik, psikologjik, historik, teologjik. Madje, studimet janë kryesisht individuale e jo projekt i ndonjë instituti, akademie, i një grupi ekspertësh, shumështresor. Por, në rrafshin praktik, pak prej nesh nuk kanë dëgjuar për lëvizjet alternative religjioze, drejtpërdrejt apo tërthorazi, që udhëzon të kuptojmë se gjërat po ndodhin para se t'i kuptojmë seriozisht ngjarjet rreth nesh.[4]

Edhe pse përkufizimet e përcaktimet janë të vështira, mund të thuhet se *New Age* janë lëvizje spiritualiste, që u shfaqen në vendet e zhvilluara në kohën moderne. Sipas pohimeve të tyre, synimi i tyre është ndihma dhe përkrahja shpirtërore ndaj njeriut të dëshpëruar, për ta realizuar shpëtimin, edhe pse nuk është e qartë si e konceptojnë ata 'shpëtimin' pa zot, që dallon tërësisht nga perceptimi monoteist i religjionit.[5]

Se çfarë mëson "*New Age* - Epoka e Re" i përket frymës apokaliptike. Ajo është doktrinë me pikëpamje të habitshme, frustuese, frikësuese mbi fundin e botës aktuale dhe fillimin e ri shpresëdhënës në historinë e njerëzisë.[6] Kjo frymë pesimiste, apatike, ndër njerëz, është pasojë e brendisë, filozofisë së modernizmit, i cili instaloi te njerëzia egoizmin, vetminë, pesimizmin, pashpresën, humbjen karshi vetvetes dhe të tjerëve, e instaloi pikëpamjen materialiste mbi botën, mohimin brutal të shpirtëroritetit, kurse e lidhur me ideologji të mëhershme apo ende ekzistuese, si ateizmi agresiv, laicizmi e shekullarizmi, fetë e institucionalizuara, globalizmi, por po vazhdon të shtrihet fuqishëm edhe në epokën pasmoderne.[7] Këto lëvizje, sekte të New Age, që me ndihmën e korporatave të fuqishme industriale, tregtare, po bëhen pjesë e përditshmërisë, po përdorin instrumentet e religjioneve monoteiste, madje edhe shumë përmbajtje të tyre, duke ofruar në këtë mënyrë një përmbajtje të re, strehë për të zhgënjyerit dhe shpëtim nga gjendja e ngatërruar, konfuze, në të cilën gjendet njeriu në fund të shek. XX dhe fillim të shek XXI. Para opinionit paraqiten si lëvizje uniteti dhe shpëtim i njerëzisë në kohën e apokalipsës, në kohën kur kishat kristiane nuk arrijnë t'i tërheqin të rinjtë as t'i mbajnë të vjetrit dhe shikojnë me dëshpërim se si pjesëtarët e tyre, në mënyra të ndryshme, futen nëpër lëvizjet e shumta religjioze, sidomos në SHBA, Evropë perëndimore e më pak në edhe Amerikë latine, Afrikë, Azi, e krejt pak në botën muslimane.[8]

## Fillimi dhe zhvillimi i idesë së New Age

Kulmi i pakënaqësisë kundër modernizmit arriti kah gjysma e shekullit XX[9]. Atëherë kemi shenjat e para të pasmodernizmit, si reagim dhe rebelim ndaj vullgaritetit e vrazhdësisë moderne. Në këtë kohë paraqiten grupe të ndryshme, e ndër të tjera edhe idetë e para të *New Age*[10]. Dukuritë e reja të shfaqura në vitet e 60-80-ta të shekullit XX, si kundërkulturë e kundërqytetërim, të manifestuara sidomos nëpërmjet teknikave medituese aziatike, nëpërmjet përdorimit të drogave, anarkisë dhe promiskuitetit seksual, duke atakuar institucionin e familjes, hierarkinë e deriatëhershme në arsim, kulturë, ekonomi, politikë etj. Kemi një varg lëvizjesh në atë kohë me pretendime të ndryshme; disa duke glorifikuar personalitetet e caktuara, qoftë politike (si Gandi, Çe Gevara, Tito, Mao Ce Duni etj.) apo personalitete okulistike, dëshironin të imponohen si lëvizje autentike, që do ta shpëtojnë botën nga gremina ku kishte rënë. Duke pohuar publikisht se apokalipsi është afër dhe se çdo gjë e vjetër do të zhduket, ata premtuan epokën e mirëkuptimit, mosluftës, harmonisë, e cila do të vijë disi vetvetiu.[11] Edhe shekulli XXI vazhdoi me lëvizjet e reja/në fakt të vjetra, si: subjektivizmi i theksuar, emocionalizmi, liberalizmi, relativizmi etj.[12]

**Lëvizjet *New Age* paraqesin një sinkretizëm eklektik, me elemente lindore dhe perëndimore, panteiste, animiste e natyraliste, okultiste, gnostike, kristiane, të fantastikës shkencore, të kundërkulturës së shekullit të kaluar, e sipas disa kritikëve *New Age* paraqet hyrje në formën e re të totalitarizmit.**

Këshilli Papnor i Vatikanit, në kërkesën e tij drejtuar konferencave ipeshkvnore nacionale, mori 75 përgjigje për shkaqet e përhapjes së lëvizjeve dhe sekteve fetare *New Age* nëpër botë.[13] Shkaku kryesor në përgjigjet e kthyera theksohet të jetë hulumtimi i ndjenjës së përkatësisë, ndjenja për bashkësinë, për dikë që ofron strehë, siguria, afërsia, e të cilin tipar në shikim të parë e kanë dhe e ofrojnë sektet e ndryshme. Por edhe hulumtimi për përgjigje, për të vërtetën, u



tregua si kusht thelbësor për regrutimin e pjesëtarëve të rinj.[14]

Lëvizjet *New Age* luftojnë për identitet vetjak dhe kolektiv, duke mos e kuptuar kompleksitetin dhe ndërlikueshmërinë e botës, deri në huti individuale dhe kolektive. Të rinjtë kanë dilema të shumta rreth botës, rreth vetes, rreth vetvetes etj. Përkatësia e tyre identitetit të grupit u jep fillimisht atyre veçanësi, e shohin veten të rëndësishëm, pa vetëdije se me kalimin e kohës ky identitet i fituar shkrihet në identitetin unitarit të grupit, sektit dhe çdo veçanësi madje ndëshkohet rëndë. Por, ajo që i mban gjallë anëtarët e sekteve është aktivizmi, që ofron ndjenjën se individi kontribuon në botën përreth, që i mungon sistemeve të shumta politike, religjioneve tradicionale etj.

## Karakteristikat thelbësore të New Age

*New Age* është cilësuar e emërtuar nëpërmjet emrave të shumtë. Ajo quhet Epoka e Re, Lëvizjet e reja religjioze, Aleanca e Re, Religjioziteti i ri etj. Qëllimi i tyre është *tërësia*, e cila arrihet nëpërmjet *transformimit* dhe *shtrirjes*, në frymën e sloganit të tyre: Mendon në mënyrë globale, vepron në mënyrë lokale. *New Age* është kombinim i disa fakteve shkencore, spiritualiteteve të ndryshme dhe shumë superaticioneve, që e bënë atë mjaft të popullarizuar. Lëvizjet *New Age* paraqesin një sinkretizëm eklektik, me elemente lindore dhe perëndimore, panteiste, animiste e natyraliste[15], okultiste, gnostike, kristiane, të fantastikës shkencore, të kundërkulturës së shekullit të kaluar, e sipas disa kritikëve *New Age* paraqet hyrje në formën e re të totalitarizmit.[16]

Krahas këtyre vlerësimeve *New Age* kanë disa karakteristika, nga të cilat mund të mësojmë edhe më afër për ta.

Sipas tyre Zoti është i papërcaktuar, i paformë, dhe nuk është Zoti i Biblës, ndërsa njerëzit janë pjesë e hyjnores. Bota është iluzion, e shpëtimi është përjetim i 'përndritjes' së Zotit nëpërmjet ritualeve të formave të ndryshme. E keqja është identifikuar me qenien e papërndritur.[17] Sipas tyre, njeriu e krijon Gjithësinë dhe Zotin, Gjithësia dhe njeriu janë një, njeriu është Zot.[18]

Mësim tjetër i *New Age* është se Jezui nuk ka qenë as nuk është Shpëtuesi i vetëm dhe se ai nuk është Zot, por një prej shumë shpirtrave dhe një prej shpëtuesve që i janë shfaqur njerëzisë. Ai është vetëm kasnec, i dërguar nga shpirtrat e lartë, që njerëzve t'ua sjell mësimin dhe zbulesën spirituale. Për ta nuk ka dallim edhe Buda, edhe Muhamedi a.a., edhe Konfuçie.[19]

## Synimet e New Age

*New Age* **në shikim të parë duket një përzierje e ngatërruar, një konfuzion ideor, me ide nga të gjithë, por në fakt, ata kanë rend rigoroz. Rendi i Ri Botëror** (New World Order), i cili përkrah idenë e një qeverie, një ekonomie dhe një religjioni, flet qartë, e këtë e sqaron dhe konfirmon ish-lideri i *New Age*, Randall Baer: *"Ka synime qartë të skicuara dhe ata janë ndryshimi i tërësishëm revolucionar i të gjithë themeleve të shoqërisë, jo vetëm amerikane, por tërë botës – globalisht. Plani është që plotësisht të ristrukturohet tërë qytetërimi planetar ashtu që të ekzistojë vetëm 'një qeveri botërore' dhe një 'shtetësi planetare', që kufijtë dhe dallimet mes popujve të bëhen plotësisht të parëndësishme. Kjo ide (komplot) i ofron kësaj bote të dëshpëruar zgjidhje për problemet e mëdha globale. Ofron paqe, mirëqenie dhe mundësi të mëdha."*[20]

Karshi ofertave të tilla, shumë përkrahës nga politika botërore, shkencëtarë e ndërmarrës ekono-

**Është karakteristikë e të gjitha grupeve predikimi indirekt i dhunës madje edhe përdorimi i gjuhës së urrejtjes, shpifjeve e edhe praktikimit të dhunës fizike, ose e nxitjes së dhunës mes pjesëtarëve të vet, duke i mashtruar se duke vrarë veten arrihet bekimi dhe mëshira e Zotit, siç ka ndodh në raste të shumta nga Jehovajët e tjerë në Shqipëri e vende të ndryshme.**

mik e industrial, letrarë e artistë[21] bëhen veprimtarë të kësaj ideje me dietë dhe kapitalin e tyre. Qëllimi i tyre është diskreditimi i kristianizmit dhe refuzimi i tij nga popujt, kurse pjesëtarët e kristianizmit konsiderohen të verbër, mendjengushtë, të prapambetur. Por, këtë luftim të kristianizmit nuk e bëjnë hapur.

Sipas disave prej tyre, kjo gjendje është shenjë se së shpejti do të vijë Antikrishti, në shenjën e Ujorit, i cili do ta vendos Rendin e Ri Botëror, duke i çuar njerëzit në përndritje. Disa mendojnë se bota do të bëhet me e përshpirtshme dhe e gatshme të udhëhiqet pa lider, e vetëdijshme nga fetarësia e tyre.[22]

Si mjete për propagandimin e ideve të tyre ata përdorin njerëzit autoritativë, të pasur, por jo edhe liderët fetarë ose të varfrit e një vendi. Mjet është letërsia dhe këtë e pamë edhe nga shembulli i Paulo Coelhos, shkrimtar nobelist. Mjet është edhe shembulli i filmit, ku investohet miliona dollarë. Fjala vjen, filmi *Avatar*, i mirënjohur viteve të fundit, i promovuar më 2009, ka pasur buxhet prej 237.000.000 milionë dollarë, ku qartë vërehen metodat e planifikimit të ideve të *New Age*.[23] Mjet është edhe politika, kur pjesëtarë të njohur të sekteve reagojnë edhe publikisht, gjoja në emër të të drejtave të njeriut, si rasti i Federica Mogherinit, e cila reagoi publikisht kur në Rusi u ndalua veprimtaria e Jehovajve dhe Scientologjistëve, të cilët edhe organizativisht edhe materialisht ishin të fuqishëm.[24]

## Lëvizje të New Age

Gjatë këtyre dekadave ka dhjetëra grupe apo lëvizje të *New Age*, por më aktivet mund të ceken: joga, reikët, scientologjia, meditimi transcendental, Lëvizja e Brune Gröningut, Sai Babës, Kisha e Unitetit, mësimet e Sri Chinmoyitetj. Shumica e tyre mbajnë prejardhje nga Lindja e largët dhe India[25], por ka edhe nga Perëndimi (scientologjia), Gjermani (Lëvizja e Brune Gröningut).[26]

Është karakteristikë e të gjitha grupeve predikimi indirekt i dhunës madje edhe përdorimi i gjuhës së urrejtjes, shpifjeve e edhe praktikimit të dhunës fizike, ose e nxitjes së dhunës mes pjesëtarëve të vet, duke i mashtruar se duke vrarë veten arrihet bekimi dhe mëshira e Zotit, siç ka ndodh në raste të shumta nga Jehovajët e tjerë në Shqipëri e vende të ndryshme. Thjesht, këto grupe janë mashtruese, lajthitëse, për përfitime personale, inate religjioze, racore etj. Meqë qëllimi i shkrimit është informues e interpretues, nuk do të lëshohemi në analizimin e grupeve veç e veç.[27]

## Përfundim i mundshëm

Çdo kohë me vete sjell edhe sfidat e kohës. Shekulli XXI këtë sfidë e sheh në shfaqjen e lëvizjeve, sekteve, në gjysmën e dytë të shekullit XX, por që përmbajtjen, metodologjinë, fizionominë, fuqinë e edhe masivitetin e mori gjatë dy dekadave të fundit. Këto lëvizje kanë prekur fetë tradicionale, sidomos atë kristiane, pastaj shkencën e edhe shtetin. Angazhimi kryesor i shkencës dhe shtetit është drejtuar në analizat dhe rezultatet psikiatrike, duke e menduar më shumë si fushë të saj.

Shumica e shteteve nuk janë të gatshme të kapen me problemin e *New Age,* qoftë për shkak të komplotit indirekt që është bërë mbi shtetet, qoftë për shkak se shtetet nuk janë të gatshme *të rroken me grupet apo individët e tyre, pas të cilëve kemi personalitete* kulmore botërore. Kjo edhe më tepër ua lehtëson punën këtyre grupeve, meqë konventat ndërkombëtare i mbrojnë në ide, veprim e propagandë, thua se kemi të bëjmë me fetë tradicionale monoteiste. Madje, lëvizjet *New Age*, për shkak të veprimit sekret, as që kuptohet se çfarë veprojnë, ndërsa tërë vëmendja u kushtohet feve tradicionale, të cilat veprimtarinë e tyre e zhvillojnë publikisht kurse transaksionet financiare e ekonomike i kanë tejet transparente.

Mendojmë se veprimtaria e këtyre grupeve duhet të shihet si kërcënim për të gjitha poret e jetës shoqërore. Ky kërcënim tashmë është i qartë në teologji, kuazi/medicinë, kuazi/psikopatologji, suiciditet, terrorizëm, tregti me drogë, armë, prozelitizëm, rrëmbime, shantazh, shpëlarje të parave, propagandën dhe veprimin e prostitucionit. Kjo çon në konstatimin se kemi të bëjmë me kriminalitet të organizuar, legjitim, në shtete juridike, të cilat



madje edhe i përkrahin në organizimet e tyre publike (gjoja) të bamirësisë, ndihmave humanitare e shëndetësore, arsimore etj.[28] Jemi të mendimit të shtohet kujdesi se edhe shumë organizime publike, si në festivale filmi, muzike, sport, apo organizime të mbyllura që organizohen vitet e fundit në Kosovë janë duke kundërmuar me erë *New Age*. Koha do të tregojë se aludimet tona janë të bazuara në bazë të shenjave që shihen qartë.

Ndaj, është detyrë e të gjithë njerëzve kompetentë që të ofrojnë dijen, paranë dhe kontributet tjera për izolimin dhe mënjanimin e grupeve *New Age* nga mjedisi dhe vendi ynë. Kuadri fetarë muslimanë në trojet shqiptare[29]nuk duhet të merret me tema absurde për këtë kohë, por me studimin e *New Age* dhe njoftimin e xhematit të tyre me të dhëna të vërteta rreth tyre dhe veprimtarisë që ata e zhvillojnë.

*1. Shih: Robert S. Ellwood and Gregory D. Alles, The Encyclopedia of World Religions, Revised Edition, 2007, New York, SHBA, fq. 317-318. 2. Shih: HarisIslamčević, NEW AGE: Izazovimodernogdoba, https://mullasadra.ba/ostale-teme/65-samospoznaja/2249-new-age-izazovi-modernog-doba. (Lexuar më 15.02.2019). 3. Veprimi destruktiv i lëvizjeve, sekteve fetare të llojit New Age, 3-4 katër dekadave të fundit ka zgjuar interesim të opinionit të caktuar, por edhe të disa profileve profesionale, religjioze, atyre të sigurisë e tjera. Kjo vërehet edhe në gazeta (pas ndonjë lajmi, skandali apo veprimi bamirësie të tyre), por edhe në revista shkencore apo edhe tribuna, konferenca etj. Ekspertët e caktuar, krahas rrezikut religjioz, përballjes me religjionet tradicionale, shohin edhe rrezikun e kërcënimit të shoqërisë, shtetit etj. Për fat të keq, kjo vetëdije nuk po ndodh edhe në trojet shqiptare, sepse estabilishmenti politik, intelektual shqiptar, lëvizjet e reja, veprimet e tyre sektare, për shkak të orientimit të tyre ateist apo pro-kristian, po i sheh si rrugë të mbarë për ta luftuar fenë islame dhe organizatën e saj, nën pretekstin e lirisë së fesë, fjalës së lirë, lëvizjes së lirë të njerëzve, mallrave etj. Në vend të fesë tradicionale, Islamit, ata (politika jonë, lëvizjetsektare, promovojnë shtriga të ndryshme, kulte të ndryshme, kurse shteti mbyll sytë edhe para krimeve të shumta të sekteve të tilla, por është tejet aktiv në rastet e ndryshme për të sulmuar fenë islame dhe bartësit e saj. Marrja hov e sekteve një ditë do të luftohet edhe nga vetë shtetet shqiptare, por pasojat atëherë do të jenë të pashmangshme. Shih për aspektin politik dhe të sigurisë: Marko Srdanović, Bezbjednosni aspekti djelovanja destruktivnih sekti, Časopis za kriminalistiku, kriminologiju i sigurnosne studije, nr. 3-4, 2011, fq. 143-164, ose: http://krimteme.fkn.unsa.ba/index.php/kt/article/viewFile/52/Full%20Text). (Lexuar më 18.02.2019). 4. Edhe muslimanët janë jashtë rrjedhave botërore. Derisa lëvizjet e New Age, në një apo një tjetër mënyrë pushtojnë botën, teologët e juristët muslimanë merren me gjera triviale, që shpesh neverisin dhe kështu në Tiranë, Prishtinë e qendrat tjera hapen atelje jogiste, me një prapavijë të tmerrshme. 5. Filozofi Mishel Lakro konsideron se ideja e New Age sjell rrezik të madh për individin dhe shoqërinë. Sipas:Mišel Lakroa, New age - ideologija novog doba, Clio, Beograd, 2001. Haris Islamčević, po aty. 6. M. M. Grakalić, Duhovnosti Novog doba: historiozofska monografija, Arkadija, Zagreb, 1994; Haris Islamčević, po aty. 7. H. Lasić, New age – 'nova religija' modernog doba, në: A. Silajdžić, Savremene akaidske teme, 1, Sarajevë, 2007, fq. 3. 8.Robert S. Ellwood and Gregory D. Alles, The Encyclopedia of World Religions, poaty, fq. 318. 9. Fillimet e para, ende të paartikuluara, të New Age shfaqen qysh në vitet 1800, për t'u intensifikuar më 1830 e pas, natyrisht me fizionomi e përmbajtje jo larg New Age të shekullit XX. Shih më tepër në: The Harpercollins Dictionary of Religion, HarperSan Francisco. SHBA, 1995, fq. 768-769 dhe 771-782. 10. H. Lasić, po aty, fq. 116. 11.Sipas: ChristopherPartridge, Enciklopedija novih religija, Zagreb, 2006; HarisIslamčević, poaty. 12. Mijo Nikić, Suvremena duhovnost mladih između tradicije i nove religioznosti, në: https://www.scribd.com/document/201948228/Slika-Boga-u-Vjerskim-Sljedbama-i-Novim-Religijskim-Pokretima. (Lexuar më 18.02. 2019).13. Shih: Zbornik radova sa naučnog simpozija FFDI o novim religijskim pokretima, Fenomen sekti, 1.1.1997, dhe: Fenomen sekti, Dokumenti 82, Zagreb, 1986, nr.1.1, sipas: Haris Islamčević, po aty. 14. Ka edhe shkaqe tjera si: 1. Gjurmimi rreth identitetit kulturor; 2. Nevoja për respekt dhe veçanti; 3. Nevoja për transcendencë; 4. Nevoja për udhëheqje shpirtërore etj. Shih: Mijo Nikić, po aty. 15. Shih: Ali Pajaziti, Fjalor i sociologjisë, Shkup, 2017, fq. 450-451. 16. M. Lakroa, po aty, fq. 63, HarisIslamčević, poaty. 17. Për të pranuar dhe realizuar 'përndritjen' ka disa etapa:1) Hyrja – ku idetë e zakonshme të dikujt mënjanohen;2) Kërkimi – ku bëhet përpjekje që të arrihet nivel i lartë vetëdijeje me ndihmën e teknikave psikike;3) Integrimi – Ku vrojtimi racional i ndërveprimit të shfaqjeve dobësohet me anë të metodave intuitive dhe;4) Ndërrimi – Ku njeriu zbulon identitetet, ndryshe nga i tij, burimet e energjisë dhe mënyrat që ato të realizohen "për shkak të të mirës së njerëzisë". Meditimi, ushtrimet joga, seancat spiritualiste, hipnoza, talismanët magjike dhe kristalet, përdorimi i shtrigëllëkut madje edhe i narkotikëve, shërben si ndihmë plotësuese për këtë 'përndritje' mistike. Gjerësisht lexo: Tehnike i praksa new Age sekti, në: https://www.bastabalkana.com/2011/03/new-age-pokret-i-nju-ejdz-sekte-i-religije/ (Lexuar më 18.02.2019). 18. Sipas: H. Lasić, po aty, fq. 121, 123; Jan Vareca, Sedam glavnih učenja New Agea, në: http://nacija.hr/2015/06/17/sedam-glavnih-ucenja-new-agea/(Lexuar më 18.02.2019). 19. Gjerësisht: Jan Vareca, po aty. Krhs.: Robert S. Ellwood and Gregory D. Alles, The Encyclopedia of World Religions, poaty, fq. 318. 20. Randall Baer, Inside The New Age Nightmare (Brenda makthit të natës së New Age), në: https://www.scribd.com/doc/34781548/Baer-Inside-the-New-Age-Nightmare-Former-New-Age-Leader-Exposes-the-Movement-1989ose në: Jan Vareca, po aty. 21. Shembull tipik të angazhimit të figurave botërore në New Age kemi kyçjen e romansierit nobelist brazilian Paulo Coelho. Shih: http://put-istina-zivot.com/sto-to-new-age/. (Lexuar më 18.02.2019). 22. Sipas: Jan Vareca, po aty. 23. Sipas: HarisIslamčević, poaty. 24. Gjerësisht: https://www.logicno.com/vijesti/scijentolozi-jehovini-svjedoci-i-new-age-sekte-ruski-stav-prema-ekstremizmu.html.(Lexuar më 18.02.2019). 25. C. Partridge, po aty. 26. Shih: https://www.bruno-groening.org/hr/brunogroening/ucenje-brune-groeninga/ucenje-brune-groeninga. (Lexuar më 18.02.2019). 27. Haris Islamčević, po aty. 28. Shih: Marko Srdanović , Bezbjednosni aspekti djelovanja destruktivnih sekti, Časopis za kriminalistiku, kriminologiju i sigurnosne studije, nr. 3-4, 2011, fq. 143-164, ose http://krimteme.fkn.unsa.ba/index.php/kt/article/viewFile/52/Full%20Text). 29. Pas një heshtjeje, Dëshmitarët e Jehovait në Shqipëri sërish ngritën zërin gjatë vitit 2018, duke thënë Dorjan Hotova, përfaqësues i sektit, në kuvendin vjetor se "jemi rreth 5.500 dëshmitarë të Jehovait në Shqipëri, por ka edhe shumë të interesuar", në: "Dëshmitarët e Jehovait" riktheheh FUQISHEM në Tiranë, në: https://www.gazetaexpress.com/lajme-nga-shqiperia/deshmitaret-e-jehovait-rikthehen-fuqishem-ne-tirane-407894/?archive=1.*

Adnan Simnica

# Reflektime kuranore (1)

## (Surja Er-Rra'd, 1-4)

Kaptina Er-Rra'd, e ka marrë këtë emër për shkak se, ndër të tjerash, sqaron edhe mrekullinë e bubullimës

المر ۚ تِلْكَ آيَاتُ الْكِتَابِ ۗ وَالَّذِي أُنزِلَ إِلَيْكَ مِن رَّبِّكَ الْحَقُّ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ النَّاسِ لَا يُؤْمِنُونَ ﴿١﴾ اللَّهُ الَّذِي رَفَعَ السَّمَاوَاتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا ۖ ثُمَّ اسْتَوَىٰ عَلَى الْعَرْشِ ۖ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ وَالْقَمَرَ ۖ كُلٌّ يَجْرِي لِأَجَلٍ مُّسَمًّى ۚ يُدَبِّرُ الْأَمْرَ يُفَصِّلُ الْآيَاتِ لَعَلَّكُم بِلِقَاءِ رَبِّكُمْ تُوقِنُونَ ﴿٢﴾ وَهُوَ الَّذِي مَدَّ الْأَرْضَ وَجَعَلَ فِيهَا رَوَاسِيَ وَأَنْهَارًا ۖ وَمِن كُلِّ الثَّمَرَاتِ جَعَلَ فِيهَا زَوْجَيْنِ اثْنَيْنِ ۖ يُغْشِي اللَّيْلَ النَّهَارَ ۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَآيَاتٍ لِّقَوْمٍ يَتَفَكَّرُونَ ﴿٣﴾ وَفِي الْأَرْضِ قِطَعٌ مُّتَجَاوِرَاتٌ وَجَنَّاتٌ مِّنْ أَعْنَابٍ وَزَرْعٌ وَنَخِيلٌ صِنْوَانٌ وَغَيْرُ صِنْوَانٍ يُسْقَىٰ بِمَاءٍ وَاحِدٍ وَنُفَضِّلُ بَعْضَهَا عَلَىٰ بَعْضٍ فِي الْأُكُلِ ۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَآيَاتٍ لِّقَوْمٍ يَعْقِلُونَ ﴿٤﴾

*"ElifLamMimRa. Këto janë ajetet e Librit (Kuranit)! Ajo që të është shpallur ty (Muhamed) prej Zotit tënd është e vërteta, por shumica e njerëzve nuk e besojnë. Allahu është Ai që qiejt të cilët i shihni i ngriti pa shtylla, më pas mbizotëroi Arshin. Ai ka nënshtruar diellin dhe hënën; të gjitha këto rrotullohen për një kohë të caktuar. Ai i drejton të gjitha çështjet dhe i shpjegon në hollësi argumentet, me qëllim që ju të bindeni se do të takoheni me Zotin tuaj. Është Ai që e ka shtrirë tokën, duke krijuar në të male dhe lumenj. Dhe për çdo lloj fryti, Ai ka krijuar nga një çift. Ai ka bërë që nata ta mbulojë ditën. Me të vërtetë, në këto ka argumente për njerëzit që mendojnë. Në Tokë ka vise që janë të lidhura njëra me tjetrën, ka kopshte të mbjella me hardhi, ka ara dhe palma të hurmave njëtrungëshe e të degëzuara dhe të tjera njëtrungëshe por të padegëzuara, të cilat ujiten me të njëjtin ujë, por disa nga frytet i bëjmë më të shijshme nga të tjerat. Pa dyshim, në këto ka argumente për njerëzit që kanë mend."*

## Abstrakt

Komentimi i ajeteve të Kuranit është ndër çështjet më madhore në shkencat islame, madje është vendimtar në ndërtimin e konceptit të mirëfilltë në çështje të besimit, në nxjerrjen e normativave të ndryshme, etj. Në këtë kuadër, surja *Er-Rra'd,* zë një vend të veçantë, sepse sqaron argumente dhe çështje me interes substancial, si për shoqërinë islame ashtu edhe për atë njerëzore në përgjithësi.

Përgjatë komentimit të këtyre ajeteve, jam munduar të pasqyroj konceptin argumentues kuranor me metodologji të lehtë, gjithnjë duke iu përmbajtur qartësisë për lexuesit. Ajetet e sqaruara përfshijnë mrekullinë e Kuranit, sfidën e tij, si dhe shumë argumente qiellore e tokësore, të cilat janë dëshmi të qarta se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, prandaj, vetëm Ai meriton të adurohet.

**Fjalët kyçe**: *Allahu xh.sh., Kurani, qiejt, toka, dielli, hëna, nata, dita.*

## Koment

Kaptina *Er-Rra'd*, e ka marrë këtë emër për shkak se, ndër të tjerash, sqaron edhe mrekullinë e bubullimës, sepse ajo është ndër argumentet e qarta të ekzistencës së Allahut të Madhërishëm, drejtuar logjikës njerëzore, të cilin fenomen njerëzit e përjetojnë vazhdimisht në jetën e tyre.

## Shkronjat simbolike dhe Kurani

*"ElifLamMim Ra. Këto janë ajetet e Librit (Kuranit)! Ajo që të është shpallur ty (Muhamed) prej Zotit tënd është e vërteta, por shumica e njerëzve nuk e besojnë."*

## Shkronjat simbolike "ElifLamMim Ra" -

Shkronjat simbolike hyjnë në kuadër të ajeteve jo krejtësisht të qarta (Muteshabihat), ngase komentuesit e Kuranit nuk kanë arritur të sqarojnë krejtësisht kuptimin e tyre, edhe pse shumë prej tyre kanë diskutuar hollësisht për domethënien e tyre të mundshme.

Shkronjat simbolike, sipas shumicës dërrmuese të komentuesve të Kuranit, manifestojnë sfidën ndaj kundërshtarëve, duke konfirmuar se ata nuk mund të sjellin absolutisht diç të ngjashme sikur Kurani, i cili është mrekulli hyjnore, i zbritur te Muhamedi a.s..



**Shkronjat simbolike, sipas shumicës dërrmuese të komentuesve të Kuranit, manifestojnë sfidën ndaj kundërshtarëve, duke konfirmuar se ata nuk mund të sjellin absolutisht diç të ngjashme sikur Kurani, i cili është mrekulli hyjnore, i zbritur te Muhamedi a.s..**

Ato gjithashtu, tërheqin vëmendjen e njerëzve rreth kuptimit madhështor që përmbajnë fjalët e Zotit në vijim.[1]

Për të kuptuar edhe më lehtë çështjen e tillë, thuajse në të gjitha ajetet që renditen pas këtyre shkronjave, vërejmë qartazi se theksohet vlera e madhe e Kuranit që njerëzit duhet t'i kushtojnë rëndësi, sepse ai është mrekulli udhëzuese dhe absolute për çdo gjeneratë njerëzore, të çdo kohe dhe vendi deri në Kiamet.

## Mesazhi i tyre

Shkronjat alegorike ngërthejnë në vete mesazhin e qartë ndaj kundërshtarëve, duke e ditur se ata as në kohën e zbritjes së Kuranit, as në gjeneratat vijuese, nuk arritën asnjëherë ta mposhtin mrekullinë e tij sfiduese dhe një gjë të tillë nuk do të mund ta arrijnë as në të ardhmen.

## Kurani

*"Këto janë ajetet e Librit (Kuranit)! Ajo që të është shpallur ty (Muhamed) prej Zotit tënd është e vërteta".*

Zoti i Madhërishëm vërtetoi në mënyrë decidive se Kurani si tërësi është e vërteta dhe nuk ka të vërtetë tjetër pos tij, prandaj, të gjitha librat e tjerë të pretenduar nga njerëzit se janë hyjnorë nuk përmbajnë të vërtetën,[2] sepse, edhe ata që iu zbritën pejgamberëve të mëparshëm, u devijuan pikërisht nga dora njerëzore.

Kurani i është zbritur Muhamedit a.s., i cili ishte kurora dhe vula e të gjithë pejgamberëve a.s., si kushtetutë dhe ligj absolut për të gjithë njerëzit, pa dallim. Allahu xh.sh. ka përdorur shprehjen "libër", mes të tjerash edhe duke aluduar në faktin se Kurani, me zbritjen e tij, do të kalojë në etapat e shkrimit dhe tubimit në një libër, dhe si i tillë, pra në formë të shkruar, do të ruhet i pandryshuar deri në Kiamet.

## Shkaku i mosbesimit të njerëzve

*"por shumica e njerëzve nuk e besojnë"*

Me gjithë argumentet që përmban Kurani, përsëri shumica e njerëzve nuk i besojnë ato për shkak të kryeneçësisë së tyre,[3] e jo për shkak të mungesës së argumenteve, të cilat duhet t'i shohin me mendjen e shëndoshë dhe të arsyeshme. Nëse njerëzit do të meditonin arsyeshëm mbi argumentet e përmbledhura nga Kurani, do ta besonin atë si të vërtetë e nuk do të mbeteshin shumica jobesimtarë. Zoti i Madhërishëm përshkroi kundërshtimin e tyre kur tha: *"….por njeriu kundërshton më shumë se çdo krijesë tjetër." (*El-Kehf, 54)

## Mesazhi i ajetit

Njerëzit duhet t'i kushtojnë rëndësi të madhe Kuranit dhe argumenteve që potencon ai, duke analizuar dhe meditiuar mbi to me vëmendje logjike, si kusht hyjnor për udhëzimin e tyre, në të kundërtën, për shkak të kokëfortësisë së tyre ata do të mbesin në besime të gabuara të mbështetura në mitologji e trillime të kulluara.

Prandaj, ndal dhe analizo thirrjen e Zotit tënd!

*1. Fadl Hasen Abbas, Itkanul-Burhanfi Ulumil-Kuran, fq. 480, vëll. i parë. Viti i bot. 2010, Daru En-Nefais, Jordani. 2. IbënAshur, Et-Tahriru ve Et-Tenviru, vëll. i 6, fq. 78, DaruSuhnun, Tunis, pa vit botimi. 3. Tefsir Ibën Kethir, vëll i katërt, fq. 379, Daru Err-Rrisale El-alemije, 2010, Bejrut.*

Vehbi Sulejman Gavoçi

# Muaji i Ramazanit

## Dhuntitë që nuk harxhohen kurrë

Muaji i Ramazanit është muaji i nëntë i kalendarit hënor mysliman. Allahu xh.sh. e veçoi këtë muaj me disa ndodhi që nuk harrohen, dhe me disa dhunti që nuk harxhohen kurrë.

1. Në të Allahu xh.sh. zgjodhi Muhamedin a.s. për profet dhe të dërguar për mbarë njerëzinë që nga koha e tij e deri në fund të jetës së kësaj bote.

2. Në këtë muaj Allahu xh.sh. filloi zbritjen e Kuranit te Muhamedi a.s.. Allahu xh.sh. thotë: "Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallet Kurani, është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues". (El-Bekare, 185)

3. Në këtë muaj Allahu xh.sh. i shumëfishon shpërblimet e agjëruesve dhe ngre gradat e tyre.

Selman Farisiu r.a. tregon: "Na foli (ligjëroi) Pejgamberi a.s. në ditën e fundit të muajit të Shabanit dhe tha: "Po ju afrohet një muaj i madh dhe i begatshëm, muaj në të cilin është një natë, e cila ka vlerën e më shumë se të një mijë muajve të tjerë. Zoti xh.sh. e ka bërë farz (obligim) agjërimin e tij, kurse faljen e natës së tij - synet. Ai që bën një punë të mirë në të, është sikur të zbatonte një farz (obligim) jashtë këtij muaji, e kush kryen një farz në këtë muaj, është sikur t'i kryejë 70 farze jashtë këtij muaji. Ramazani është muaj i durimit (sabrit), kurse shpërblimi i sabrit është Xheneti. Ai është muaj i mëshirës, muaj i barazisë, është muaj në të cilin besimtarit i shtohet risku (rrizku). Ai që i jep iftar një agjëruesi, fiton faljen e mëkateve dhe shpëtimin nga zjarri dhe ka shpërblim sa agjëruesi, pa iu pakësuar asgjë shpërblimit të tij".

**Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur arrin muaji i Ramazanit, hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe ngujohen shejtanët".**

Disa thanë: "O i Dërguar i Allahut xh.sh., çdonjëri prej nesh nuk ka mundësi të ushqejë ndonjë agjërues". Pejgamberi a.s. tha: "Këtë shpërblim Allahu xh.sh. do t'ia dhurojë edhe atij i cili e ushqen agjëruesin me ndonjë hurmë ose i jep ujë, apo pak qumësht. Ky është muaj, fillimi i të cilit është mëshirë, mesi i tij është falje mëkatesh dhe fundi i tij është shpëtim nga zjarri. Kush u lehtëson (punën) robërve (shërbëtorëve, punëtorëve) të tij, Allahu xh.sh. e fal atë dhe e liron prej zjarrit të Xhehnemit.

Shumëfishoni në këtë muaj katër gjëra: Me dy gjëra do të bëni të kënaqur Zotin tuaj, dhe dy gjëra (të tjera) janë të domosdoshme për ju. Dy gjërat me të cilat e bëni të kënaqur Zotin tuaj, janë: Dëshmia se nuk ka zot përveç Allahut dhe kërkimi i faljes prej Tij. Ndërsa dy gjërat e domosdoshme për ju, janë të kërkoni prej Zotit xh.sh. Xhennetin dhe mbrojtjen nga zjarri i Xhehenemit. Kush i jep të pijë ujë agjëruesit (në kohën e iftarit), Allahu xh.sh. do t'i japë ujë atij nga kroi im, me një të pirë të tillë që nuk do të ketë etje derisa të hyjë në Xhenet.

4. Në muajin e Ramazanit hapen dyert e Xhennetit në pritje të atyre që i përfshin mëshira e Zotit e kënaqësia e Tij dhe mbyllen dyert e Xhehenemit për ata që kanë agjëruar për hir të Allahut, sepse agjërimi për ta është mburojë dhe shpëtim nga zjarri i Xhehenemit.[1]

Transmeton Ebu Hurejra r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur arrin muaji i Ramazanit, hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe ngujohen shejtanët".

Në një transmetim të Muslimit thuhet: "Hapen dyert e mëshirës, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe prangosen shejtanët".

Pejgamberi a.s. sqaron se koha e muajit të Ramazanit në përgjithësi është e dobishme. Agjëruesi në të mbulohet me mëshirën e Allahut xh.sh., rrethohet me lutjet e të mirëve, dhe largimin e të këqijave dhe të mashtrimeve të filozofisë së devijuesve.

El-Ajni në "Sherh li-Buhari"[2] ka thënë: "Mbyllen dyert e Xhehenemit", sepse agjërimi është mburojë; mbyllen dyert e Xhehenemit me ndërprerjen e tyre nga mëkatet dhe braktisjen e të këqijave që meritojnë ndëshkimin me zjarr të Xhehnemit, dhe për shkak të numrit të vogël të njerëzve që Allahu xh.sh. i ndëshkon gjatë këtij muaji për veprat e këqija të tyre për hir të këtij muaji.

E, nëse thuhet se edhe në Ramazan bëhen të këqija e mëkate të shumta, dhe, sikur të ishin shejtanët të prangosur, nuk do të ndodhnin ato; - përgjigjja është se ky premtim është dhënë për agjëruesit që i plotësojnë kushtet dhe normat e agjërimit, dhe qëllimi është zvogëlimi i të këqijave në të. E kjo është një çështje që hetohet, ngase ato në këtë muaj ndodhin më pak.

Dhe thuhet - nuk ka nevojë për prangosjen e ngujimin e tyre në tërësi, që të mos ndodhin të këqija dhe mëkate, sepse për to ka edhe faktorë të tjerë përveç shejtanëve, që ndikojnë tek njeriu për të bërë mëkate: si epshi i shfrenuar, traditat e mbrapshta dhe shejtanët prej njerëzve.

5. Transmetohet nga Xhabiri r.a. se Pejgamberit a.s. ka thënë: "Popullit tim në muajin e Ramazanit i janë dhënë pesë gjëra, që nuk i janë dhënë asnjë pejgamberi para meje:

*E para:* Në natën e parë nga ky muaj, Allahu xh.sh. agjëruesit i shikon me mëshirë e atë që e shikon Allahu xh.sh. me mëshirë, nuk e dënon kurrë.

*E dyta:* Era (aroma) e gojës së atyre që janë agjërueshëm, është më e mirë tek Zoti xh.sh. sesa era e parfumit (myshkut).

*E treta:* Melaiket kërkojnë falje për te çdo ditë e natë.

*E katërta:* Allahu xh.sh. e urdhëron Xhenetin duke i thënë: Përgatitu dhe zbukurohu për robërit e Mi, se është afruar koha që të pushojnë prej lodhjeve të kësaj bote, në shtëpinë dhe nderin Tim.

**Transmetohet se Ebu Hanifja, Shafiu etj., në muajin Ramazan bënin hatme (leximin e Kuranit në tërësi) nga 60 herë, një hatme ditën e një natën, dhe hatmen e fundit e lexonin natën e Bajramit.**

*E pesta:* E kur të arrijë nata e fundit, Allahu xh.sh. i fal të gjithë. Njëri nga të pranishmit e pyeti: A është ajo Nata e kadrit? Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Jo, a nuk e ke parë se punëtorëve që punojnë, kur përfundojnë punën e tyre, u jepet shpërblimi".

Prandaj, agjërimi i Ramazanit është shtylla e katërt prej shtyllave të fesë islame. Ai është kombinuar prej veprave të zemrës dhe prej ndalesës nga ushqimet, pirjet dhe marrëdhëniet seksuale tërë ditën. Ky është një prej ibadeteve më të dalluara".[3]

## Rëndësia e agjërimit në përgjithësi

1. Transmeton Ebu Hurejre se Muhamedi a.s. ka thënë: "Çdo vepër e njeriut shumëfishohet në shpërblim me dhjetë fish e deri në 700 fish. Allahu xh.sh. ka thënë: Përveç agjërimit, sepse ai është Imi, prandaj Unë vetë do të shpërblej për të. Ai heq dorë nga dëshirat dhe ushqimi i tij vetëm për hir Timin. Për agjëruesin ka dy gëzime: njëri është në iftar dhe gëzimi tjetër kur të takohet me Allahun xh.sh.. Dhe vërtet, era e gojës së atij që agjëron, është më e dashur tek Allahu xh.sh. sesa era e myshkut (parfumit)".[4]

2. Transmeton Ebu Hurejre se Muhamedi a.s. ka thënë: "Agjërimi është mburojë (ruajtës) dhe mur fortifikate nga zjarri."[5]

3. Transmeton Othman bin Ebil-Asi r.a. se e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Agjërimi është mburojë prej zjarrit sikur mburoja e luftës e ndonjërit prej jush. E agjërimi më i mirë është agjërimi i tri ditëve në çdo muaj."[6]

4. Transmeton Ebi Umameh, Zoti qoftë i kënaqur me të, i cili ka thënë: "I thashë Pejgamberit a.s. - më urdhëro të bëj ndonjë vepër. Pejgamberi a.s. tha: "Agjëro, se agjërimi nuk ka shembull dhe as ka



peshojë që të masë shpërblimin e tij. Unë prapë përsërita pyetjen, e Pejgamberi a.s. m`u përgjigj: Agjëro, sepse agjërimi me të vërtetë nuk ka shembull. E përsërita edhe një herë pyetjen, dhe prapë m`u përgjigj: Agjëro, se me të vërtetë ai nuk ka shembull."[7]

5. Transmetohet nga Ebi Seid El-Hudri r.a., i cili thotë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush agjëron një ditë për hir të Allahut xh.sh., Allahu xh.sh. fytyrën e tij e largon prej zjarrit të Xhehenemit 70 vjet".

Vërejtje për atë që nuk agjëron muajin e Ramazanit

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush prish (nuk agjëron) një ditë të muajit Ramazan pa ndonjë arsye dhe pa ndonjë sëmundje, ajo ditë nuk kompensohet edhe nëse agjëron tërë vitin."

## Ramazani në jetën e myslimanëve

1. Muaji i Ramazanit është muaj adhurimi, muaj në të cilin lexohet Kurani më tepër se në çdo muaj tjetër. Ramazani është muaj i përkujtimit dhe përmendjes së Zotit pandërprerë, dhe i zbukurimit të xhamive me xhemat.

Transmetohet se Ebu Hanifja, Shafiu etj., në muajin Ramazan bënin hatme (leximin e Kuranit në tërësi) nga 60 herë, një hatme ditën e një natën, dhe hatmen e fundit e lexonin natën e Bajramit.

2. Në Ramazan nuk shfaqen kundërshtimet as punët e këqija, pranohet leximi i Kuranit dhe namazi për hir të agjërimit të Ramazanit, edhe prej atij që nuk është falur tërë vitin; ka shumë raste që në këtë muaj mbyllin lokalet e alkoolit dhe në popull vërehen shenjat e devotshmërisë, madje femrat e zbuluara mbulohen dhe pakësohet muzika e pamoralshme dhe dëgjimi i saj.

3. Në këtë muaj vërehen shenjat e vëllazërisë, gëzimit dhe kënaqësisë në fytyrat e njerëzve në përgjithësi, pavarësisht, të pasur apo të varfër qofshin. Në këtë muaj forcohen lidhja shpirtërore, dashuria e ndihma për hir të Zotit dhe për të arritur pëlqimin e Tij.

4. Në muaj të Ramazanit shtohen vizitat dhe gazmendet në mes të afërmve e të dashamirëve dhe ndihmat për të varfrit, duke ditur se në Ramazan shumëfishohet shpërblimi për punët e mira, siç është vizita e farefisit, futja e gëzimit në zemrat e besimtarëve islam, dhe sidomos për shkak se e dinë se atij që ushqen një agjërues, i takon shpërblimi sikurse agjëruesit pa i munguar agjëruesit asgjë nga shpërblimi i tij.

5. Gjatë këtij muaji shtohen ndihma, sadakaja dhe raste gëzimi të nevojtarëve, ngase prej vëllezërve të tyre të pasur, u jepet zekat, sadaka ose dhurata të ndryshme.

6. Myslimanët në këtë muaj jetojnë me ndjenja të përbashkëta, sikurse është heqja dorë prej ushqimeve dhe pijeve, madje ka raste kur edhe pabesimtarët nuk hanë as nuk pinë haptazi në mesin e myslimanëve, në shenjë respekti ndaj ndjenjave të myslimanëve. Në këtë muaj gjatë ditës restorantet mbyllen, kafiteritë e hapura nuk u shërbejnë atyre që rrinë në to, dhe as ata nuk kërkojnë ndonjë gjë. Zaten, as në rrugë nuk sheh njeri duke ngrënë apo duke pirë, edhe nëse është fëmijë ose e ka të lejuar për ndonjë arsye.

7. Ndaj atij që prish rendin dhe rregullin e agjërimit të Ramazanit duke ngrënë ose pirë haptazi, aplikohen masat ndëshkuese të Sheriatit. Omeri r.a. të dehurin në Ramazan e dënonte me 100 kamxhikë, pra ia shtonte numrin e kamxhikëve për 20 më shumë, sepse me dehje ai nënçmonte shenjtërinë e muajit Ramazan dhe atij i thoshte: "E fëmijët tanë agjërojnë?!" Nuk ka dyshim se dënimi fizik është dënim rehabilitues e përmirësues, sepse, së pari, e prek atë që bën shkelje të dispozitave të Sheriatit islam, dhe, së dyti, ndikon edhe tek të tjerët.

Për sa i përket dënimit me burgosje deri ditën e Fitër Bajramit, të atij që nuk agjëron në Ramazan, edhe pse është ndëshkim i kufizuar ndaj tij, ai është një dëm për të dhe familjen për të cilën është përgjegjës, si në pikëpamje materiale, ashtu edhe edukative dhe për atë tek i cili ai punon, ngase ia lë punën. Prandaj kjo shkakton sjellje të këqija dhe varësi të tyre nga të tjerët…

8. Në muajin e Ramazanit burrat, gratë dhe fëmijët falin namazin e teravive në xhami me 20 rekate të plota. Me qëllim të lehtësimit për faljen e jacisë dhe namazit të teravive në xhami, bëhet shtyrja e ezanit të jacisë derisa të kalojnë dy orë pas perëndimit të diellit. Kjo traditë edhe sot e kësaj dite praktikohet në dy xhamitë kryesore - në Mekë (Qabe) dhe në Medinë (Xhamia e Pejgamberit a.s.), po edhe në tërë Arabinë Saudite. Kjo traditë dikur ishte edhe në shumë vende të ndryshme të Botës Islame, madje dhe në Shqipëri, në ish-Jugosllavinë, në Bullgari, Greqi etj..

9. Ata që kanë mundësi, në këtë muaj bëjnë Umren (vizitë e Qabesë jashtë kohës së Haxhit), për arsye se Pejgamberi a.s. nxiste për Umre në përgjithësi, dhe sidomos në muajin e Ramazanit.

Transmeton Ibni Abasi se Pejgamberi a.s. iu drejtua një gruaje, e cila quhej Umu Sinan, dhe i tha: Çfarë të pengoi që ta bëje haxhin me ne? Ajo i tregoi shkaqet që e penguan dhe, në fund, Pejgamberi a.s. i tha: "Umra në Ramazan është Haxh (e ka sevabin e Haxhit) ose Haxhit me mua."

*Përktheu dhe përshtati nga arabishtja:*
*Mr. Ekrem Simnica*
*Marrë nga libri: "Dispozitat e agjërimit" të autorit Vehbi Sulejman Gavoçi*

*1. Transmeton Ibni Huzejme. 2. Umdetu elkarijj 10/270. 3. Du-ush-shems 2/48. 4. Transmeton Muslimi. 5. Transmeton Ahmeti me isnad hasen. 6. Transmeton Ibni Huzejme. 7. Transmeton Nisaiu, ibni Huzejme dhe Hakimi.*

Dr. Ajni Sinani

# Agjërimi – një dhuratë e madhe nga Allahu

Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe adhurimit të Allahut në çdo çast dhe i shtimit të veprave të mira. Në të filloi zbritja e Kuranit fisnik, me të cilin Muhamedi a.s u urdhërua nga Allahu që t'i ftojë njerëzit në fenë e vërtetë – në Islam.

Shpeshherë njeriu i bën padrejtësi vetes dhe e dëmton atë duke iu nënshtruar pasioneve dhe dëshirave trupore të tij. Ai largon dobinë dhe të mirën me veprime të pamenduara mirë. Nën cytjet e djallit egoizmi, urrejtja dhe pangopësia po e bëjnë gjithnjë e më të vështirë jetën e tij. Për rrjedhojë në shumë shpirtra njerëzorë sundon boshllëku dhe zbrazëtia.

Ndërkaq çdo dispozitë islame që vjen nga Allahu i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëmëshirshëm janë për të mirën e njeriut. Ato synojnë pastrimin e njeriut dhe të shpirtit të tij nga çdo njollë, si dhe pajisjen e karakterit të tij me virtyte dhe cilësi pozitive. Agjërimi, padyshim, është i dobishëm për trupin dhe shëndetin e tij dhe motivon të falënderuarit e Allahut.

Sikurse ujërat e tokës, përrenjtë, vijat dhe lumenjtë që ndjekin një linjë drejt derdhjes në dete dhe së bashku formojnë oqeanet e pamatshme të botës, njëlloj edhe dispozitat islame synojnë që njeriu të ecë drejt vullnetit, mëshirës dhe kënaqësisë së Zotit.

Adhurimet që i ka obliguar Islami kanë për qëllim që ta mësojnë myslimanin të jetojë jetë të vërtetë dhe të pajiset me moral të mirë pavarësisht kushteve dhe rrethanave, larg mëkateve që zemërojnë Krijuesin.

Agjërimi është faktor i pazëvendësueshëm në edukimin moral të njeriut dhe formimin e personalitetit të tij. Pejgamberi a.s. thotë: "Essijamu Xhunnetun" (Agjërimi është mbulesë, pengesë) që do të thotë është pengesë nga gjynahu e gabimi dhe mburojë nga zjarri i xhehenemit.

Prandaj me të drejtë Ramazani konsiderohet muaji i devotshmërisë, i ngritjes shpirtërore dhe afrimit me Zotin, në të cilin çdo vepër shpërblehet shumëfish, e veçanërisht agjërimi që bëhet vetëm në emër të Zotit. Në një hadith kudsi Allahu xh.sh. ka thënë: "Për çdo vepër të mirë do të jepet shpërblimi dhjetëfish e më shumë, kurse agjërimi është Imi dhe Unë do të shpërblej për të (në mënyrë të veçantë)."

## Dukuritë negative

Ramazani është rast i volitshëm që të evitojmë çdo gjë që është në kundërshtim me mësimet islame



dhe që zbeh vlerat e mirëfillta në familjet tona. Ramazani duhet të shfrytëzohet si një përvojë e papërsëritshme që të përmirësojmë gjendjen tonë jo të mirë morale sepse "Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete." (Er Ra'd, 11).

Secili përgjegjës i familjes duhet të kujdeset për familjen e tij veçanërisht në këtë muaj duke i nxitur ata të agjërojnë, të dinë rregullat e tij, të pendohen, të falen, të lexojnë Kuranin dhe të shtojnë veprat e mira. Secili duhet të kultivojë tek ata ndjenjën se bindja ndaj Allahut është rruga e suksesit dhe shpëtimit në dynja dhe Ahiret.

Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe adhurimit të Allahut në çdo çast dhe i shtimit të veprave të mira. Në të filloi zbritja e Kuranit fisnik, me të cilin Muhamedi a.s u urdhërua nga Allahu që t'i ftojë njerëzit në fenë e vërtetë – në Islam. Ai është muaji i mirësive dhe i begative, muaji i shpërblimeve dhe dhuratave të pamasa: "Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë (vetëm nga Allahu), atij do t'i falen mëkatet e mëhershme". (Buhariu dhe Muslimi)

Ramazani është si mysafir i veçantë që gëzon zemrat dhe shpirtrat tanë duke sjellë me vete begati dhe mirësi të pamasë. Fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij falje prej gjynaheve dhe fundi lirim nga dënimi i zjarrit. Në këtë muaj Allahu ofron favore dhe shpërblime të shumta për agjëruesit. Secili individ duhet të përgatitet që ta shtojë intensitetin e ibadetit të tij dhe t'i pakësojë sa më shumë shprehjet dhe veset e këqija.

Agjërimi i pastron zemrat që janë vend i dashurisë, mëshirës dhe guximit dhe kultivon tek myslimani cilësinë e vigjilencës së vazhdueshme të Allahut. Ai është lartësim i shpirtit dhe ngritje drejt dëlirësisë. Ai fisnikëron shpirtrat, që janë vend i përkushtimit, devotshmërisë, nderit, moralit dhe virtyteve njerëzore: "O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat." (El Bekare, 183)

**Muhammedi a.s. ka thënë: "Nuk është musliman i vërtetë ai që ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur."**

Agjërimi është një gjendje e veçantë dhe përmbajtje jo vetëm nga ushqimi e pija, duhani, marrëdhëniet intime por edhe nga shpifja, gënjeshtra, shikimi i ndaluar dhe nga çdo gjynah. Prandaj agjërimi më shumë duhet të ndihet me zemër dhe shpirt se sa të njihet dhe kuptohet me logjikë e arsye.

## Aspekti social

Agjërimi i kuptuar drejt si një institucion social zhvillon altruizmin dhe dashurinë tek njeriu dhe edukon ndjenjën e vetëmohimit dhe sakrifikimit. Ai zhvillon ndjenjat për nevojat e të tjerëve dhe nxit në bërjen e hajrateve. Pikërisht për këtë, krahas agjërimit, në këtë muaj të bekuar është bërë obligim (vaxhib) edhe sadakai-fitri dhe preferohet dhënia e zekatit të obligueshëm, si dhe ndihma e të varfërve.

Shoqëria islame nuk guxon të ketë mjerim social dhe dallime klasore. Egoizmi dhe individualizmi i skajshëm duhet të jenë të panjohur për muslimanin. Muhammedi a.s. ka thënë: "Nuk është musliman i vërtetë ai që ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur." Prandaj, të gjithë myslimanët gjatë këtij muaji janë më të devotshëm, më dorëlirë dhe më modestë.

Kusht për një jetë të virtytshme dhe të moralshme është harmonia e brendshme mes instinkteve të nevojshme dhe synimeve morale: "Allahu nuk ka nevojë për njeriun që e braktis ushqimin e pijen, e nuk e braktis fjalën e keqe dhe veprën e ligë!" (hadith, Buhariu).

Duke mposhtur epshet që nxisin në mosbindje dhe gjynah, duke u liruar nga gjërat materiale dhe nga robërimi nda tyre, agjëruesi bëhet rob i vërtetë i Allahut. Njeriu me durimin e urisë e të etjes zgjon forca të brendshme duke zotëruar dëshirat e ulëta, sikurse janë shpërthimi i epsheve, zemërimit dhe grykësisë. Duke agjëruar, njeriu nuk e shkatërron epshin e tij, por e mban nën kontroll atë. Agjërimi është një metodë perfekte për zhvillimin e virtyteve individuale dhe për kontrollin e vetvetes. Ai synon ta pasurojë shpirtin dhe zemrën me sinqeritet, mëshirë, mirësi dhe humanizëm.

Pejgamberi a.s. i përgëzonte shokët e tij me ardhjen e muajit fisnik dhe u thoshte: "U erdhi muaji i Ramazanit, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj, kush privohet nga e mira e saj është privuar (prej shumë të mirave)."

Muhammedi a.s ka thënë: "Edhe agjërimi, edhe Kurani, Ditën e Ringjalljes do të ndërmjetësojnë për besimtarin. Agjërimi do të thotë: O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij!" Edhe Kur'ani do të thotë: "O Zot! Unë lexuesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi: Jepmë leje të ndërhyj për faljen e tij!"

O Allah! Na bëj prej atyre që e meritojnë këtë ndërmjetësim!

Mr. Bali M. Sadiku

# Leximi i Kuranit në Ramazan

## (Shembuj praktikë nga jeta e të parëve tanë)

Pejgamberi alehis salatu veselam ka thënë: "Kush lexon një shkronjë prej Kuranit, do të shpërblehet me një të mirë, ndërsa e mira shumëfishohet për dhjetë. Nuk po them se 'Eliflammimi' është një shkronjë, por elifi është një shkronjë, lami një shkronjë dhe mimi një shkronjë."

Falënderimet qofshin për Allahun që ia zbriti Kuranin Pejgamberit a.s., dallues mes hallallit dhe haramit, së vërtetës dhe së kotës. E bëri atë udhërrëfyes për njerëzit në përgjithësi dhe për të devotshmit në veçanti, i nxori me të njerëzit prej errësirave të pabesimit, mëkatit dhe injorancës për në dritën e besimit, devotshmërisë e diturisë.

E bëri Kuranin shërim për zemrat nga lajthitja e dyshimi nëpërmjet të cilit ajo pasurohet me udhëzim dhe dëlirësi. E shpalli Kuranin përmes melekut Xhibril, i cili ia lexoi dhe ia mësoi Pejgamberit a.s. e ky ua kumtoi shokëve e prej atëherë ka vazhduar të përcillet prej brezit në brez deri te ne.

Nuk ka dyshim se leximi i Kuranit është ibadet që i shpërblehet lexuesit të çdo shkronje të tij me dhjetë sevape. Pejgamberi alehissalatu veselam ka thënë: "Kush lexon një shkronjë prej Kuranit, do të shpërblehet me një të mirë, ndërsa e mira shumëfishohet për dhjetë. Nuk po them se 'Eliflammimi' është një shkronjë, por elifi është një shkronjë, lami një shkronjë dhe mimi një shkronjë."[1]

Pejgamberi alehissalatu veselam jo vetëm që e lexonte vet Kuranin, por edhe i porosiste shokët e tij që ta lexonin atë. Ai ka thënë: "Lexojeni Kuranin se me të vërtetë ai në Ditën e Kiametit do të vijë si ndërmjetësues për lexuesit e tij."[2] Në një transmetim qëndron: "Kush e lexon Kuranin dhe punon me të..."[3] Në një hadith thuhet: "Kurani do të dëshmojë për ty ose kundër teje."[4]

Nisur nga këto transmetime kuptohet se lexuesit e Kuranit ndahen në dy grupe:

1. Ata të cilët e lexojnë e nuk punojnë sipas tij; të tillët janë ata për të cilët Kurani do të dëshmojë kundër tyre në Ditën e Kiametit;

2. Ata të cilët e lexojnë Kuranin, i besojnë dhe punojnë sipas tij; të tillët janë ata për të cilët Kurani do të dëshmojë dhe ndërmjetësojë në Ditën e Kiametit.

Gjithashtu, nga këto hadithe kuptohet se gjëja më e rëndësishme në lidhje me Kuranin është përfitimi prej tij. Allahu i Lartësuar thotë: *"(Ky është) Libër i begatshëm, Ne ta shpallëm ty këtë, që t'i studiojnë argumentet e tij dhe që të marrin mësim prej tij ata që kanë mendje."* (Sad: 29). Pjesa *"që t'i studiojnë argumentet e tij"* na fton t'i kuptojmë ajetet dhe qëllimet prej tyre, kurse fjalia "që të marrin mësim prej tij ata që kanë mendje" nënkupton të punojmë sipas tij. Përmendet puna pas studimit, sepse puna e mirëmenduar vjen si rrjedhojë e diturisë.

Aq shumë i kushtoi rëndësi Pejgamberi alehissalatu veselam leximit të Kuranit dhe meditimit të tij sa që ai e kalonte zakonisht një pjesë të natës me namaz vullnetar, lexonte Kuranin, e ndonjëherë kur meditonte mbi një ajeti e përsëriste në përlotje. Tregohet se ai kishte kaluar njëherë tërë natën duke përsëritur ajetin: "*Nëse i dënon ata, në të vërtetë ata janë robërit e Tu e nëse ua fal atyre, Ti je i Gjithëfuqishmi, i Urti.*" (El-Maide: 118).

Ebu Dherri, Allahu qoftë i kënaqur me të, tregon se Pejgamberi a.s derisa një natë falej përsëriti këtë ajet derisa gdhiu mëngjesi, ai bënte ruku e sexh-



de dhe thoshte: "*Nëse i dënon ata, në të vërtetë ata janë robërit e Tu e nëse ua fal atyre, Ti je i Gjithëfuqishmi, i Urti.*" I thashë: "O i Dërguari i Allahut! Vazhdove së lexuari derisa gdhiu mëngjesi, bëje ruku dhe sexhde (me këtë ajet)!?" I Dërguari i Allahut u përgjigj: "Me të vërtetë unë kërkova prej Zotit tim që të më jepte shefatin (të drejtën e ndërmjetësimit) për umetin tim dhe Ai ma dha atë. Do ta gëzojë këtë ndërmjetësim secili që nuk i bën shok Allahut të Lartësuar."[5]

Në një transmetim tjetër: "…(Muhamedi a.s.) i ngriti duart lart dhe tha: "O Zot, umeti im!" Dhe filloi të qante. Allahu i Lartësuar i tha Xhibrilit: "O Xhibril, shko te Muhamedi dhe pyete atë përse qan", edhe pse Allahu e di më së miri. Kur erdhi Xhibrili e pyeti dhe Pejgamberi e lajmëroi, pastaj Allahu i Lartësuar i tha Xhibrilit: "O Xhibril, shko te Muhamedi dhe lajmëroje se me të vërtetë Allahu do të të bëjë të kënaqur me umetin tënd, e nuk do të të zhgënjejë."[6]

Ai falej natën aq gjatë, duke lexuar Kuranin, saqë ndonjëherë i ënjteshin edhe këmbët, veçse donte të ishte rob falënderues. E kur vinte muaji i Ramazanit, ai e shtonte recitimin e Kuranit në namaz dhe jashtë tij. Aishja, Allahu qoftë i kënaqur me të, transmeton: "Kur hynin dhjetë ditët e fundit (të Ramazanit), Pejgamberi alehissalatu veselam e shtonte ibadetin, e ngjallte natën me namaz dhe zgjonte edhe familjen."[7]

Dijetarët dhe njerëzit e mirë të këtij ymeti, duke pasuar shembullin e të Dërguarit të Zotit e bënin zakon namazin e natës dhe kur lexonin ajetet që përmendin Xhenetin ose Xhehennemin, i përsëritnin ato dhe qanin me lot, luteshin për mbrojtje nga dënimi dhe kërkonin të jenë të falur e të shpërblyer nga Zoti. Një natë, doli Umeri nëpër Medinë që të shohë si është gjendja e banorëve dhe derisa kalonte pranë shtëpisë së një myslimani qëlloi ta dëgjonte duke u falur. Umeri ndaloi për të dëgjuar leximin e tij të Sures Et-Tur dhe kur lexuesi arriti te fjala e Allahut: "*... është e vërtetë se dënimi i Zotit tënd patjetër do të ndodhë, atë nuk ka kush që mund ta largojë.*" (Et Tur: 8-9), Umeri tha: "Pasha Allahun, Zotin e Qabesë, dënimi i Allahut është i vërtetë." Zbriti prej gomarit dhe u mbështet për muri i prekur thellë, qëndroi pak ashtu dhe pastaj u kthye në shtëpi, ku qëndroi një muaj (në atë gjendje). Njerëzit e vizitonin për të sëmurë, e nuk e dinin se prej çfarë vërtet ankohej."[8]

Nëse i referohemi gjendjes së leximit të Kuranit në Ramazan, do të çuditemi nga praktika e të parëve tanë. Hudhejfe tregon: "Në një natë prej netëve të Ramazanit jam falur me Pejgamberin dhe ai recitoi suren El Bekare, më pas suret En Nisa dhe Alu Imran. Nuk ka kaluar ndonjë ajet frikësues e të mos ndalej për të lutur Allahun e Lartësuar." Hudhejfe shton: "Sapo plotësoi dy rekate, erdhi Bilali dhe thirri për namaz (të Sabahut)."[9]

Ubej ibën Kabi dhe Temim Ed-Dari udhëheqnin namazin e Teravisë, me emërim prej Umerit, e secili prej tyre lexonte njëqind ajete në një rekat, sa që kishte edhe të tillë që nga lodhja prej qëndrimit të gjatë në këmbë mbështeteshin në shkop. Arrinin ta mbaronim namazin vetëm pak para kohës së sabahut.[10] Abdullahu, djali i Ebu Bekrit, rrëfen se e ka dëgjuar babanë e tij duke thënë: "Derisa ne përfundonim namazin në Ramazan, shërbëtorët duhet të nguteshin për të përgatitur syfyrin nga frika se mos po agonte dita."[11] Disa prej dijetarëve të hershëm e bënin Kuranin hatme në namazin e natës gjatë muajit të Ramazanit për çdo të tretën natë, e disa prej tyre në çdo të shtatën, e disa të tjerë në çdo dhjetë net. Ata e lexonin Kuranin në namaz dhe jashtë tij. Për shembull, Esvedi e lexonte njëherë në dy net gjatë Ramazanit, ndërsa Nehaiu këtë e vepronte vetëm gjatë dhjetë netëve të fundit, ndërsa në pjesën tjetër të muajit e lexonte një herë në tre net. Katade zakonisht e bënte hatme Kuranin çdo shtatë ditë, ndërsa gjatë Ramazanit e bënte hatme për tre net, përveç dhjetë netëve të fundit kur e bënte hatme për çdo natë. Imam Shafiu në muajin e Ramazanit bënte hatme gjashtëdhjetë herë jashtë namazit dhe një gjë e tillë përmendet edhe për imam Ebu Hanifen, Allahu i mëshiroftë të gjithë!

Kur vinte muaji i Ramazanit, Zuhriu thoshte: "Me të vërtetë ky muaj është për lexim të Kuranit dhe ushqim të të varfërve."[12] Shumë nga të parët tanë kanë qenë ata të cilët kur vinte muaji i Ramazanit, linin hadithet dhe tubimet e dijes për të lexuar Kuranin. Sufjan Eth-Thevri linte anash çdo ibadet dhe kushtohej leximit të Kuranit.[13]

Edhe pse ka ndalesë që të bëhet zakon leximi i Kuranit në më pak se tri ditë, në kohë të bekuara siç është muaji i Ramazanit, sidomos netët kur kërkohet nata e Kadrit, dhe në vende të vlefshme siç është Meka për jo mekasit, preferohet leximi i shumtë i Kuranit, për të shfrytëzuar kohën dhe vendin e vlefshëm.[14]

Pagjumësia është e lodhshme, por jo edhe atëherë kur çudirat mbajnë mendjen zgjuar dhe sytë hapur. Kur është pyetur një lexues i dhënë pas Kuranit, si nuk fle?", është përgjigjur: "çudirat e Kuranit më largojnë gjumin."

Për fund, e përmend përshkrimin e Ibën Mesudit, Allahu qoftë i kënaqur me të, për lexuesit e Kuranit. Ai thotë: "Duhet që lexuesi i Kuranit të njihet me lexim nate kur njerëzit flenë dhe agjërim kur njerëzit hanë e pinë...me devotshmëri kur njerëzit mëkatojnë, me heshtje kur njerëzit flasin fjalë të kota, me butësi e frikërespekt kur të tjerët tregohen mendjemëdhenj..."[15]

*1. Transmeton Tirmidhiu (nr. 2910) dhe thotë: "Hadithi është i mire (hasen)". 2. Transmeton Muslimi (nr. 804). 3. Transmeton Hakimi në Elmustedrek (nr: 2139) dhe thotë: "Hadithi është i vërtet sipas kriterit të imam Muslimit në Sahihun e tij". 4. Transmeton Muslimi (nr. 223). 5. Ibën Kethiri, Tefsiri, (3/170). 6. Transmeton Muslimi (nr. 202) dhe Bagaviu në Sherhus-Sunne, (15/165-166). 7. Transmeton Buhariu (nr. 2024) dhe Muslimi (nr. 1174). 8. E përmend Ibën Kethiri në Tefsir (7/330), e në një transmetim tjetër vetë Umeri kishte qenë duke e lexuar këtë ajet, shih: Dineveri, El-mexhalisu ve xhevahiru el-ilm, (2/376:545). 9. Transmeton Ahmedi në Musned, (5/400). 10. Transmeton Abdurrezaku në Musannefin, (nr. 7730). 11. Transmeton Maliku në El-Muvatta, (nr. 254). 12. Ibën Rexhep, Letaiful-Mearif, (fq: 318). 13. Po aty. 14. Po aty, (fq: 319). 15. Ibnul Xhevzi, Sifetus-safveh, (1/413); Ibën Rexhep, "Letaiful-Mearif" (fq: 321).*

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Agjërimi në rrafshin e mjekësisë bashkëkohore

Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik urdhëron e thotë: *"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor, t'i japë) një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit, në të cilin (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun për atë se ju udhëzoi dhe që të falënderoni."* (El - Bekare, 183-185)

Agjërimi është institucion i edukimit shpirtëror dhe muaji i Ramazanit është periudha e lulëzimit të vlerave shpirtërore dhe humane. Agjërimi na ofron mundësinë që t'i akordojmë natyrës dhe karakterit tonë dhe njëkohësisht të zhvillohen tek ai cilësitë e durimit, ekuilibrit, kontrollit dhe vetëpërmbajtjes.

Agjërimi është i karakterizuar nga vlera unikale, morale, shpirtërore dhe edukative. Është pikërisht ky sistem i vlerave i kristalizuar në këtë ritual adhurimi, i cili simbolizon urtësinë hyjnore të Krijuesit të Gjithëdijshëm.

Duke vlerësuar planin teologjik, rituali i agjërimit konsiston në: ndërtimin e sistemit të vlerave, në edukimin moral e shpirtëror dhe në formimin e karakterit devocional të jetës njerëzore. Arritja e devotshmërisë është vendimtare për të cilën synon çdo besimtar i mirëfilltë. Ai e aftëson njeriun t'u nënshtrohet urdhrave hyjnore.

Pos kësaj agjërimi vendos një ekuilibër mahnitës mes trupit dhe shpirtit që ata të përjetojnë së bashku një ekzistencë të harmonizuar paqësore.

## Efektet mahnitëse të agjërimit në organizmin e njeriut

Është i madh numri i mjekëve me renome botërore të cilët vërtetojnë efektet mahnitëse të agjërimit në organizmin e njeriut. Do të citojmë vetëm disa prej tyre:

Dr. Alexis Carrel (fitues i çmimit Nobel në mjekësi - 1940), në librin e tij "L'homme cet incanu" - (Njeriu, ky i panjohur) thotë: "Gjatë agjërimit shpenzohen dhjamërat dhe lëndët e tepërta të depozituara në trup, e më pas këto zëvendësohen me të reja, kështu ndodh një ripërtëritje në trup."

Agjërimi, shërim për shumë sëmundje e kanë vërtetuar mjekët me renome botërore si: dr. Dexey, dr. Guelp, dr. Frumusan, dr. Noman, dr. Pauchet. Pas studimit të gjatë, dr. Noman ka vërtetuar se agjërimi gjatë Ramazanit shkakton një ngritje të shënuar të kolesterolit me densitet të lartë (HDL) dhe zvogëlon kolesterolin me densitet të vogël (LDL). Studimi



**Gjatë agjërimit, namazit dhe përvojave të ndryshme shpirtërore në Ramazan, disa substanca të caktuara endogjene nëpërmes trurit lirohen në organizëm.**

është përcjellë në 32 meshkuj të shëndoshë. Zvogëlimi sinjifikant (7,9%, p < 0,001) në serum të koncentrimit të kolesterolit total dhe trigliserideve (30%, p < 0,001) gjatë muajit të Ramazanit është krahasuar me periudhën para agjërimit. Pas përfundimit të Ramazanit, serumi HDL kolesteroli është ngritur dukshëm (14,3%, p < 0,001) dhe ka mbetur i ngritur niveli edhe një muaj pas Ramazanit në krahasim me LDL kolesterolin që ka treguar zvogëlim sinjifikant (11,7%, p < 0,001).

R. Habbal dhe autorët nga Qendra Kardiologjike të Spitalit Universitar Ibn Roch në Kasablankë (Marok), në studimin që përfshinte 72 femra dhe 27 meshkuj me hipertension (shtypja e lartë e gjakut) vërtetuan ulje sinjifikante të tensionit të gjakut gjatë muajit të Ramazanit. Kjo për arsye të natriurezës. Agjërimi nxit efektin natriuretik, që e lejon trupin të eliminojë natriumin dhe ujin e tepërt nga organizmi. Kjo lejon zgjidhjen e problemeve kronike me të enjtura (edem), ndihmon në uljen e volumit të rritur të gjakut, bashkë me uljen e tensionit të lartë të gjakut.

Agjërimi i Ramazanit mund të shërbejë si model i shkëlqyer për hulumtime të Metabolizmit të njeriut dhe sjelljes së të ushqyerit. Gjatë 20 viteve të fundit janë bërë përpjekje të shumë shkencëtarëve dhe agjërimi i Ramazanit është përdorur si model për shumë studime metabolike (Iraki et al, Ayabak et al, Husain et al, Malik et al, El Ati et al, Nomani et al, Sweileh et al dhe Malhotra et al, etj.).

Shkencëtarët gjatë hulumtimit vërtetuan se gjatë agjërimit niveli i magneziumit në gjak rritet.

Magneziumi ka efekt mbrojtës kardiovaskular dhe shërben për prevenimin dhe shërimin e sulmeve në zemër.

- Ai përmban në vete cilësi antiplateletale dhe mbron nga përhapja e trombeve.
- Ka efekt stabilizues i membranës qelizore që vepron në marrëdhënien e kaliumit dhe kalciumit në nivelin membranor. Për këtë ai mbron nga disritmitë e zemrës dhe trurit.
- Agjërimi nëpërmes efekteve të magneziumit parapengon formimin e ateromeve (pllakëzat e yndyrës të cilat krijohen në enët e gjakut) dhe zbërthen këto pllakëza të cilat janë përgjegjëse për sulme në zemër dhe tru.
- Magneziumi rrit aktivitetin fibrinolitik të gjakut i cili udhëheq kah prevenimi dhe krijimi i koagulëve të rinj.

Gjatë agjërimit tajimi i hormoneve të gjëndrës hipofizare rritet, sepse ekziston hormoni anabolik për sintezën e proteinave dhe kolagjenit i cili prodhon baraspeshën pozitive të azotit. Ai gjithashtu stimulon eritropoezën dhe sintezën e kolagjenit.

Gjatë agjërimit, namazit dhe përvojave të ndryshme shpirtërore në Ramazan, disa substanca të caktuara endogjene nëpërmes trurit lirohen në organizëm. Këto substanca quhen opoide. Këto përfshijnë eukefalinën dhe endorfinën që janë përgjegjëse për eufori, qetësi, disponim dhe çiltësi gjatë kësaj periudhe. Beta-endorfinët janë më aktivët. Këta janë 20 herë më të fuqishëm se morfina. Këta përveç që eliminojnë dhembjen, shkaktojnë ndjenjën e fortë të euforisë.

## Mekanizmi antiinflamator i agjërimit

Hulumtuesit në Shkollën e Mjekësisë në Yale, kanë zbuluar se një komponent i prodhuar nga trupi gjatë dietave ose agjërimit mund ta bllokojë një pjesë të sistemit imunitar të përfshirë në disa çrregullime inflamatore si diabeti i tipit 2, arteroskleroza dhe sëmundja Alzheimer.

Në studimin e tyre, të publikuar në numrin e 16 shkurtit të revistës online Nature Medicine, studiuesit përshkruan se si kompleksi B-hidroksibutirat (BHB) në mënyrë të drejtpërdrejtë e pengon NLRP3, e cila është pjesë e një seti kompleksi të proteinave të quajtura inflamazome.

Inflamazomet e nxisin reagimin inflamator në disa çrregullime, duke i përfshirë sëmundjet autoimune, diabeti i tipit 2, sëmundja Alzheimer, arteroskelroza, dhe çrregullimet autoinflamatore. "Këto gjetje janë të rëndësishme, sepse metabolitet endogjene si BHB të cilat e bllokojnë inflamazomin NLRP3 mund të jenë të rëndësishme kundër sëmundjeve inflamatore, përfshirë ato ku ka mutacione në gjenet NLRP3", tha Vishwa Deep Dixit, profesor në Seksionin e Mjekësisë Krahasuese në Shkollën e Mjekësisë në Yale.

BHB është një metabolit i prodhuar nga trupi në reagim të agjërimit, stërvitjes me intensitet të lartë, kufizimit kalorik, ose konsumit të dietës ketogjenike me nivel të ulët të karbohidrateve. Dixit tha se dihet mirë që agjërimi dhe kufizimi i kalorive e redukton inflamacionin në trup, por ishte e paqartë se si qelizat imune përshtaten në disponueshmërinë e reduktuar të glukozës dhe në qoftë se ato mund të reagojnë ndaj metabolitëve të prodhuara nga oksidimi i yndyrës.

Duke punuar me qelizat e imunitetit të minjve dhe njeriut, Dixit dhe kolegët u fokusuan në mënyrën se si makrofagët - qelizat

e specializuara imune që prodhojnë inflamacion, reagojnë kur ekspozohen ndaj trupave ketone dhe nëse kjo ndikon në kompleksin inflamazom.

Ekipi e aplikoi BHB në modelet e miut të sëmundjeve inflamatore të shkaktuara nga NLRP3. Ata zbuluan se kjo reduktoi inflamacionin, dhe ky inflamacion u reduktua edhe kur minjve u ishte dhënë një dietë ketogjenike, e cila i lartësonte nivelet e BHB në gjak. "Rezultatet tona sugjerojnë se metabolitët endogjenë si BHB të cilat janë prodhuar gjatë dietave me nivel të ulët të karbohidrateve, agjërimit, apo stërvitjeve me intensitet të lartë mund ta ulin inflamazomin NLRP3", tha Dixit.

Gjatë agjërimit arrihet rikalibrimi enzimatik. Organizmi shton ndryshimet enzimatike që ndikojnë në rregullimin e shumë sistemeve si detoksifikimi nga substancat helmuese, shpenzimi i rezervave dhjamore dhe rezervimi i proteinave. Ky është edhe shkaku i përmirësimit të gjendjeve klinike të pacientëve.

Atmosfera shpirtërore gjatë agjërimit ul stresin. Stresi ndikon në kualitetin e jetës dhe është shkak potencial për shumë sëmundje. Agjërimi lehtëson dhe mobilizon eliminimin e substancave të dëmshme nga organizmi si: kolesteroli, acidi urik, dioksina dhe mbetje të tjera toksike. Agjërimi ka një ndikim normalizues në sistemin autonom nervor. Ul shqetësimet në sistemin digjestiv si dhe qetëson gjendjen e ankthit.

Agjërimi përbën një periudhë pushimi për organet e sistemit tretës dhe zemrës:

- Mëlçia (laboratori qendror i organizmit) pushon 4-6 orë.
- Zemra gjatë ditës rrah 14.000 herë më pak.
- Veshkët gjatë agjërimit pushojnë dhe ripërtërihen.
- Zorrët kanë një periudhë pushimi dhe ulet ritmi i punës së tyre.

Agjërimi ka efekt stabilizues edhe te diabetikët, sepse ngre nivelin e insulinës.

Poashtu efekt evident, agjërimi ka treguar edhe te sëmundja e Alzhajmerit (demencë e hershme e trurit), padyshim si pasojë e efektit detoksifikues të agjërimit në sistemin nervor.

Agjërimi është sekret i jetëgjatësisë. Poashtu ka efekt antikancerogjen. Agjërimi ndihmon në lehtësimin e sëmundjeve si artriti, koliti, astma, alergjitë e ndryshme dhe largon lodhjen. Kokëdhembja që paraqitet në ditët e para të Ramazanit veçanërisht te konsumuesit e kafesë dhe duhanit, gjithashtu shoqërohet me humbje të gjumit dhe me ndjenjën e urisë. Këtyre personave u këshillohet që të fillojnë t'i lënë kafenë dhe duhanin dalëngadalë qysh para një ose dy javë para Ramazanit. Vendin e kafesë duhet ta zënë pije pa kafeinë, si bli, çaj mali dhe pije joalkoolike.

Niveli i ulët i sheqerit në gjak (hipoglicemi) shoqërohet me dobësi, marramendje, lodhje, dobësi në përqendrim, djersitje e shpejtë, dridhje (tremor), paaftësi për veprimtari fizike, kokëdhimbje, rrahje zemre e fortë. Si shkak është marrja e bollshme e sheqerit veçanërisht në syfyr në formën e karbohidrateve të rafinuara. Si përgjigje, trupi sekreton shumë insulinë, gjë që shkakton rënien e nivelit të sheqerit në gjak. Këtyre personave u këshillohet që në syfyr të marrin pak dhe në mënyrë të kufizuar ushqime me sheqer, të pinë lëngje.

Me agjërim, Allahu, xh.sh., dëshiron që ne si vepër e Tij të afrohemi. Pikërisht, devocioni është mënyra më e bukur e afrimit. Allahu, xh.sh., me agjërim nuk dëshiron që të na dënojë, por siç thotë, të na lehtësojë. Njëra prej gjërave më interesante që nuk ekziston në agjërimet e feve tjera, në Islam është nijeti (qëllimi) i cili është obligativ për ne. Allahu, xh.sh., dëshiron që ne agjërimin ta pranojmë me gjuhë e me zemër.

Jo rastësisht agjërimi kalon nëpër tri etapa: ajo e mëshirës, kur agjëruesi përgatitet për të menduar se kjo qenie e Tij e quajtur njeri u krijua nga mëshira e Tij; pastaj vjen falja, për të dëshmuar se ne jemi qenie mëkatare, e vetëm Ai është i Përsosur dhe Falës; ndërsa kulminacioni në dhjetë ditët e fundit, për të përjetuar ndjenjën e Xhenetit, mirësisë së pafund.

Në hadith, Pejgamberi, s.a.v.s., thotë se në Ramazan mbyllen dyert e Xhehenemit, mbyllen tek ne gjërat negative, mendimet dhe veprimet negative, dhe hapen dyert e Xhenetit, hapen dyert e mirësisë, bujarisë dhe të gjitha gjërave pozitive.

Në fytyrën e njeriut shihet (dallohet) nuri nga drita e imanit që përfshin zemrën. Të gjitha aspektet tjera si ato shëndetësore, etike, morale, sociale, janë sekondare në krahasim me aspektin metafizik - shpirtëror, i cili është dominues - primar. Të agjërosh prej të ngrënit, të pirit, dëshirave tunduese, shikimeve provokuese, prej të folurit përgojues, shpifjeve, ofendimeve, sharjeve, prej të menduarit djallëzor, ndaj intrigave, komploteve e prapaskenave.

Është pikërisht ky ridimensioni i vlerave të karakterit njerëzor. Thesari shpirtëror si gjëja më e çmuar, është pikërisht ndërtimi i këtij sistemi vlerash në personalitetin dhe karakterin tonë, me qëllim që jetën, shëndetin, dhe energjinë shpirtërore, që na ka dhuruar Allahu i madhërishëm, t'i përjetojmë në formë të dobishme për veten, familjen dhe shoqërinë.

Na e pranoftë Allahu agjërimin tonë, ibadetet dhe veprat tona dhe na bashkoftë nën bajrakun e Kuranit në Ditën e Gjykimit. Lutja jonë e fundit të jetë:

Lavdia i qoftë Allahut, Sunduesit të botëve!

Mr. Ejup Haziri

# Teshehudi

Pozicioni kulmor dhe vlera e jashtëzakonshme që përjetoi i Dërguari i Allahut, saqë udhëtimin për në hapësirat edhe mbi Sidretu-l munteha, e vazhdoi edhe pa Xhibrilin, përputhet plotësisht me fjalët e thurura të teshehudit, ngase janë këto fjalë kulmore që tregojnë për mirënjohjen e thellë dhe falënderimin absolut të të Dërguarit Muhamed karshi Krijuesit të tij, sikurse fjalët e Allahut që e mirëpresin me paqe e respekt të madh të Dërguarin e Tij.

## Ngjarja e teshehudit

Është përcjellë një ngjarje që tregon se teshehudi është thënë në natën e Mi'raxhit, atëherë kur i Dërguari i Allahut kaloi nëpër hapësirat qiellore, si askush tjetër para tij. Në atë natë dihet mirë se është obliguar namazi si adhurim dhe është e njohur ngjarja kur i Dërguari i Allahut kalon nëpër hapësirat e secilit qiell dhe kalon deri te vendi i përmendur "Sidretu-l munteha", që faktikisht është kufiri që asnjë krijesë s'mund ta kalojë atë. Përjashtim nga kjo ishte vetëm për të Dërguarin e Allahut, të cilit iu lejua ta kalonte atë, pa shoqëruesin Xhibril.

Në atë natë përshkruhet se si erdhi deri tek obligimi i namazit dhe biseda mes të Dërguarit Muhamed dhe Zotit, sikurse që përshkruhet edhe biseda mes të Dërguarit Muhamed dhe Musait, gjatë kthimit të Muhamedit a.s. nëpër hapësirat qiellore.

**Që nga shkuarja e të Dërguarit të Allahut nëpër qiejt e lartë dhe ballafaqimi me një ambient të jashtëzakonshëm dhe takimi me krijesa si engjëjt që e madhërojnë Allahun pandërprerë, nënkupton për një pritje madhështore, që nuk i është bërë askujt tjetër, përveç të Dërguarit të Allahut.**



Aty, në "Sidretu-l munteha" përshkruhet se i Dërguari i Allahut shprehu këto fjalë: "Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu." (Nderimet, lutjet dhe fjalët e bukura (dëlira) qofshin vetëm për Allahun!)

Allahu i Madhërishëm ia ktheu: "Es-selāmu alejke ejjuhennebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu."(Paqja qoftë me ty, o ti i Dërguar, dhe gjithashtu mëshira dhe begatimet e Tij!)

I Dërguari i Allahut shtoi: "Es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihīn." (Paqja qoftë me ne dhe me robërit e drejtë të Allahut!)

Më pas Xhibrili (ose melaiket) tha: "Esh'hedu en lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu."(Dëshmoj se nuk ka zot (që meriton të adhurohet) përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij!)[1]

Ngjarja e tillë përmendet në librat e komentimit të Kuranit (tefsirit),[2] me theks të veçantë tek komentimi i ajetit 58 nga kaptina "Jasin" سَلاَمٌ قَوْلاً مِنْ رَبٍّ رَحِيمٍ, mirëpo përmendet edhe në disa libra të jurisprudencës (fikhut), historisë (sires) dhe në disa fusha të tjera, ku përmendet ngjarja, por jo edhe burimi apo autenciteti i saj.

## Analizë rreth ngjarjes

Fjalët e tilla nëse shihen nga konteksti i shprehjeve, atëherë

ato përkojnë realisht me ngjarjen madhore të mi'raxhit, sepse që nga shkuarja e të Dërguarit të Allahut nëpër qiejt e lartë dhe ballafaqimi me një ambient të jashtëzakonshëm dhe takimi me krijesa si engjëjt që e madhërojnë Allahun pandërprerë, nënkupton për një pritje madhështore, që nuk i është bërë askujt tjetër, përveç të Dërguarit të Allahut. Shto kësaj edhe takimin dhe fjalimin mes të Dërguarit të Allahut dhe të Plotfuqishmit. Pozicioni kulmor dhe vlera e jashtëzakonshme që përjetoi i Dërguari i Allahut, saqë udhëtimin për në hapësirat edhe mbi Sidretu-l munteha, e vazhdoi edhe pa Xhibrilin, përputhet plotësisht me fjalët e thurura të teshehudit, ngase janë këto fjalë kulmore që tregojnë për mirënjohjen e thellë dhe falënderimin absolut të të Dërguarit Muhamed karshi Krijuesit të tij, sikurse fjalët e Allahut që e mirëpresin me paqe e respekt të madh të Dërguarin e Tij.

Nëse flasim në këtë kontekst, atëherë një ngjarje e tillë përkon me fjalët e thurura. Të sjellim një peisazh nga kjo ngjarje, ndonëse nuk përmendet autenciteti, të cilin e ka sjellë Samerkandiu në librin e tij "Tenbihu-l gafiline": "Në natën e Israsë kur unë kalova në qiej, me mua ishte Xhibrili derisa përfunduam tek Sidretu-l munteha. Atëherë më tha Xhibrili: "Vazhdo o Muhamed!". "Përkundrazi, vazhdo ti o Xhibril"-i thashë unë. Por ai ma ktheu: "O Muhamed, nuk meriton ta kalojë këtë vend askush përveç teje, e ti je më fisnik (më i respektueshëm tek) Allahu sesa unë." Vazhdon i Dërguari i Allahut: "Unë vazhdova derisa përfundova…. aty fillova ta falënderoj Allahun duke thënë: ""Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu."(Nderimet, lutjet dhe fjalët e bukura (dëlira) qofshin vetëm për Allahun!). Allahu i Madhërishëm atëherë tha: "Es-selāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu."(Paqja qoftë me ty, o ti i Dërguar, dhe gjithashtu mëshira dhe begatimet e Tij!)

E unë (I Dërguari i Allahut) shtova: "Es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn."(Paqeja qoftë me ne dhe me robërit e drejtë të Allahut!)

Më pas Xhibrili tha: "Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu." (Dëshmoj se nuk ka zot (që meriton të adhurohet) përveç Allahut, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij!). Allahu i Madhërishëm tha: آمَنَ الرَّسُولُ بِمَا أُنزِلَ إِلَيْهِ مِن رَّبِّهِ "I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të Tij…"[3] Atëherë unë thash: "Gjithsesi o Zoti im unë besova në Ty!"[4]

Transmetohet nga Abdullah ibën Mesudi: Na ka treguar Ebu Nuajmi i cili ka thënë: "Na ka treguar A'meshi, nga Shekik ibën Selemeh, i cili thotë: "Ka thënë Abdullahu: "Kur ne faleshim pas të Dërguarit të Allahut, thoshim: "Es-selamu ala Xhibrile, ve Mikaile, es-selamu ala fulanin ve fulanin, e i Dërguari i Allahut kur u kthye nga ne tha: "Me të vërtetë Allahu është Paqësor, e kur ndokush prej jush të falet, le të thotë: "Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu, es-selāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu, esselāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn." Kur ju e thuani këtë, secili rob i Allahut do të fiton mirësi nga qielli e toka.[5] Esh'hedu en lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu."[6]

Në transmetimin tjetër në fund, pas shehadetit, përmendet edhe kjo shtojcë: ثُمَّ "Më pas (pas shehadetit) përzgjedh ndonjë dua (lutje) që i pëlqen më tepër dhe me të lutet."[7]

Transmetimi tjetër, po ashtu autentik, i përcjellë gjithashtu nga Ibën Mesudi, tregon se i Dërguari i Allahut ua kishte mësuar atyre teshehudin, ashtu siç ua kishte mësuar kaptinat e Kuranit.



Na ka treguar Ebu Nuajmi, na ka treguar Sejfi i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Muxhahidin duke thënë: "Më ka treguar Abdullah ibën Sahbereh Ebu Ma'meri i cili ka thënë: "E kam dëgjuar (Abdullah) Ibën Mesudin duke thënë: "I Dërguari i Allahut ma mësoi teshehudin dhe dora ime ishte mes dorës së tij, ashtu siç na mësonte kaptinat nga Kurani: "Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu, esselāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu, esselāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn. Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu."[8]

Fjalët e teshehudit, janë fjalë madhështore, secila fjalë ka vlerën dhe peshën e vet.

*1. Es-Safuri, Abdurrahman ibën Abduselam, Nuzhetu-l mexhalis ve muntehibu-n nefais. El-Matbeatu el-Katsilijeh, Egjipt, 1283h. v.I, f.508. 2. Shih Alusi, Ruhu-l Meani, v.III, f.38. 3. Kur'ani, el-Bekare: 285. 4. Samerkandi, Ebu-l Lejth.Tenbihu-l gafiline biehadithi sejidi-l enbijai ve-l murseline, Dar ibën Kethir, Damask, 2000, f.508. 5. Sipas një transmetimi tjetër: "Kur ju e thuani këtë, veç keni përshëndetur çdo rob të mirë në qiell e tokë." Buhariu në Sahih, nr.1202. 6. Buhariu në Sahih, nr.831; Ibën Maxheh në Sunen, nr.899. Hadithi është autentik. 7. Buhariu në Sahih, nr.835; Ebu Davudi në Sunen, nr.968. Hadithi është autentik. 8. Buhariu në Sahih, nr.6265; Ibën Maxheh në Sunen, nr.902.Hadithi është autentik.*

Seyda Muhammed Konyevi

# Kurani është udhëzuesi ynë

Disa njerëz preokupohen me mëkatet e të tjerëve, kurse të vetat i harrojnë. Në Ditën e Gjykimit, secili do të përgjigjet për atë që ka vepruar vetë e nuk do të përgjigjet për atë që ka vepruar dikush tjetër. Secili do të përgjigjet për mëkatet e veta dhe për veprat e tij të mira, jo për veprat e të tjerëve.

Allahu i Plotfuqishëm i udhëzon robërit e Tij me anë të Kuranit të shenjtë dhe të Pejgamberit (savs), në mënyrë që ata të mos humbasin në Ditën e Gjykimit. Për këtë çështje, Allahu i Plotfuqishëm, përmes këtij ajeti kuranor na këshillon: "Kjo, me të vërtetë, është këshillë; dhe kush dëshiron – le ta zgjedhë rrugën (që shpie) te Zoti i tij." (El-Muzzemmil, 19)

Kjo do të thotë se ky Kurani i shenjtë do të jetë udhëzues dhe paralajmërim për këdo që dëshiron ta zgjedhë rrugën e mëshirës së Zotit. Vetëm ai që e pranon Kuranin si udhërrëfyes për vete do ta fitojë mëshirën e Allahut dhe do të arrijë sukses në Ditën e Gjykimit.

Edhe Ibrahimi (a.s.) tha:"Unë po shkoj te Zoti im. Ai do të më udhëzojë." (Es-Saffat, 99) Pejgamberi Ibrahim (a.s.) shkoi te Allahu i Plotfuqishëm, në mënyrë që ta fitonte dashurinë dhe kënaqësinë, gjithmonë duke iu robëruar dhe nënshtruar Atij dhe krejt këtë e bëri duke iu përmbajtur urdhëresave dhe ndalesave të Allahut.

Besimi në Allahun, bindja ndaj Tij dhe të bërët dhikër, është rruga që na çon tek Allahu dhe është mundësia që na ofrohet. Këtë mundësi duhet ta shfrytëzojmë para se ta humbasim. Allahu i Plotfuqishëm na porosit:"Qysh do të ruheni ju (nga dënimet) nëse mbeteni jobesimtarë Ditën në të cilën fëmijët bëhen të thinjur (prej tmerrit të madh)?!" (El-Muzzemmil, 17)

Dita e Kiametit është dita kur nga forca e saj fëmijëve do t'u thinjen flokët. Nëse njeriu mendon pak, mund ta kuptojë se sa e frikshme dhe shkatërruese është ajo ditë. Pasiqë forca dhe pesha e asaj dite është e tillë, atëherë për ne paraqitet mundësi e madhe që në këtë botë ta fitojmë mëshirën e Allahut me ibadet, me bindje dhe me dhikër. Nëse ne bëjmë çmos që ta fitojmë mëshirën e Allahut, atëherë edhe për ne do të jetë gjithnjë e më lehtë, me vullnetin e Zotit.

**Kur njeriu sëmurët në kuptimin shpirtëror, ai nuk mund të bëjë vepra të mira, edhe nëse i dëshiron. Ai me atë rast, mbetet pa dashurinë dhe bindjen në Allahun për t'i respektuar urdhrat dhe ndalesat e Tij.**

Ne kurrë nuk duhet të harrojmë që ta imagjinojmë para syve tanë skenën e asaj Dite. Mos t'u japim mundësi atyre që duan të na bëjnë ta harrojmë atë Ditë. Prandaj, është e nevojshme që të mendojmë për të, duhet të fillojmë biseda të cilat do të na kujtojnë atë, sepse kjo është terapi për zemrat tona.

Nëse te një person ekziston besimi, ai me siguri do të dëshirojë të përgatitet për Ditën e Gjykimit. Secili njeri ka dëshirë ta bëjë këtë, mirëpo, sikurse edhe në kuptimin fizik që njeriu mund të infektohet me ndonjë sëmundje, dhe dëshiron të ngrihet, por nuk mundet, dëshiron të ecë dhe të ushqehet, por as këtë nuk mund ta bëjë, gjithashtu ndodh që të sëmuret edhe shpirtërisht.

Kur njeriu sëmurët në kuptimin shpirtëror, ai nuk mund të bëjë vepra të mira, edhe nëse i dëshiron. Ai me atë rast, mbetet pa dashurinë dhe bindjen në Allahun për t'i respektuar urdhrat dhe ndalesat e Tij. Kjo do të thotë se, sikur që mjekohemi gjatë sëmundjes fizike, ashtu duhet të mjekohemi edhe në rastet e sëmundjes shpirtërore.

Nëse mjekohemi, atëherë ndodh që njeriu bën ibadet, i bindet Allahut, bën dhikër dhe i shërben Islamit, por për këtë nuk është i vetëdijshëm. Ndërsa kur sëmuret, ai nuk mund ta bëjë këtë, pa marrë parasysh sesa dëshiron dhe përpiqet. Ilaç për zemrën tonë është tevbeja - pendimi. Tevbeja është fillimi i çdo terapie.

Tevbeja është serum, injeksion, ilaç i madh shpirtëror. Nëse një njeri së pari pendohet, dhe pastaj fillon të bëjë ibadet, do ta ndiejë përmirësimin e zemrës së tij. Prandaj le ta kuptojmë tevben si një mundësi të madhe, dhe le t'u flasim për të edhe miqve tanë myslimanë. Le të jemi të vazhdueshëm në ibadet dhe bindje.

## Çdo njeri duhet të pendohet

Është e sigurt se çdo person do të pendohet kur të vdesë dhe kur ta shohë atë skenën e tmerrshme në Ditën e Gjykimit, do të thotë: "O Zoti im, më kthe mua në këtë botë (dynja),

në mënyrë që të bëj vepra të mira!“ Me siguri secili do ta thotë këtë. Ata që bëjnë vepra të mira në dynja, do të thonë: “Sikur të kishim bërë edhe më shumë!“ Ndërsa ata që nuk bëjnë vepra të mira,do të thonë: “Sikur të isha penduar dhe të kisha bërë vepra të mira.“

Para se të vijmë tek ai pendim, le të mendojmë në një mënyrë sikur kemi vdekur dhe sikur e kemi parë botën tjetër, le t’i përvishemi ibadetit, në mënyrë që Allahu të jetë i mëshirshëm për ne në Ditën e gjykimit. Nëse përpiqemi të bëjmë aq sa mundemi, veçanërisht nëse këtë e kërkojmë nga Allahu, kjo do të jetë shkas që Allahu të na falë dhe mëshirojë.

Edhe Pejgamberi (savs) i është lutur Allahut për falje, edhe pse ai ishte i preferuari i Tij. Pejgamberi (savs), është lutur kështu: “O Allah, më dhuro sy që qajnë, ashtu që zemra ime me atë qarje të gjejë shërim!“

Allahu i Plotfuqishëm i dhuron robit të Tij gjithçka për të cilën i lutet. Nëse dikush e dëshiron këtë botë dhe punon për të, Allahu ia jep. Disa luten për këtë botë dhe për botën tjetër, siç thuhet në ajet kuranor: “E, disa nga njerëzit thonë: “Zoti ynë, jepna të mira në këtë jetë dhe në jetën tjetër! Dhe na ruaj nga dënimi i zjarrit!” (El-Bekare, 201)

**Nëse të gjithë do të kujdeseshin për veten e vet dhe do të punonin për veten, atëherë edhe bota do të përmirësohej dhe jeta jonë do të ishte edhe më e bukur.**

Ajo që me të vërtetë ka rëndësi është bota tjetër, sepse kjo botë është e përkohshme, do të përfundojë. Ne shohim se si e mbjellim grurin në tokë, pastaj ai piqet dhe ne e korrim. Edhe njerëzit janë kështu. Ata para nesh janë plakur, tani asnjëri prej tyre nuk është më në këtë botë. I numërojmë dhe shohim se asnjë prej tyre nuk ka mbetur. Të gjithë janë kositur. Kështu pra, është kjo botë. Dhe meqenëse kjo botë është e këtillë, atëherë bota tjetër është e rëndësishme. Kjo është arsyeja, pse ne duhet ta kërkojmë botën tjetër sa të mundemi.

Le të kemi frikë nga bërja e mëkatit, le të jemi të lumtur kur e bëjmë një vepër të mirë. Fudajl ibn Ijadi ishte njeri i madh. Tregohet se ai e kishte parë një person, i cili kishte veshur rroba të holla. Moti ishte aq i ftohtë saqë edhe ajri ishte i mprehtë dhe i ftohtë. Mirëpo ai pa se njeriu ishte djersitur sikur të mbretëronte nxehtësia e ditës së verës.



U habit dhe e pyeti: “Pse je i tillë?” Ai u përgjigj: “Dikur një burrë këtu në këtë vend e ka kryer një mëkat. Unë desha ta ndaloja, por nuk pata sukses. Andaj, saherë që vij këtu, ai më bie ndër mend, për këtë arsye unë djersitem kështu nga frika e Allahut.“

Edhe ai ishte rob i Allahut, por edhe ne jemi robër të Allahut. Pse ai u frikësua aq shumë nga Allahu dhe u turpërua, pse edhe ne të mos frikësohemi?! Le t’i lutemi Allahut, andaj edhe neve do të na japë një gjendje aq të bukur, nëse do Allahu.

## Le ta ndreqim veten

Le të merremi me veten sa më shumë që mundemi, mos të merremi me të tjerët. Disa njerëz janë të preokupuar me të tjerët, në vend se ta rregullojnë veten. Ata pyesin pse dikush vepron ashtu e kështu me radhë.

Ebu Bekri (r.a.) i lexonte këto ajete dhe mendonte: “O besimtarë! Ruajuni! Kur të gjendeni në rrugën e vërtetë, nuk do t’ju dëmtojë ai që është i humbur. Te Allahu të gjithë do të ktheheni e do t’ju lajmërojë për atë që keni punuar.” (El-Ma’ide, 105). Kjo do të thotë se Zoti ynë na porosit si në vijim: “Në Ditën e gjykimit ju nuk do të jeni përgjegjës për mëkatet e të tjerëve, nëse ju do të kujdeseni për veten tuaj, ju nuk do të jeni përgjegjës për ta.”

Kur një person merret me të tjerët, në vend se të kujdeset për veten, ai atëherë vuan. Ai preokupohet me të, merret me atë tjetrin, në këtë mënyrë ai vetes ia rëndon gjendjen dhe e prish edhe rrethin e tij. Nëse të gjithë do të kujdeseshin për veten e vet dhe do të punonin për veten, atëherë edhe bota do të përmirësohej dhe jeta jonë do të ishte edhe më e bukur.

Edhe të dashurit e Allahut kanë qenë të tillë. Marufi Kerhi, kështu ka folur për veten e tij: “O shpirti im, bëju i ndershëm, le të jenë veprat e tua vetëm për hir të kënaqësisë së Al-

lahut. Atëherë do të jesh i ruajtur nga dënimi dhe do të jesh i shpëtuar."

Nëse veprojmë kështu, atëherë veprimet tona do të jenë të pranuara tek Allahu sikur të ishin shumë, edhe nëse janë pak. Nëse themi: "O Zoti im, këtë vepër po e bëj vetëm për hir të kënaqësisë Tënde, gjithashtu, edhe nga mëkatet largohem vetëm për hir të kënaqësisë Tënde!", sikur askush tjetër në botë të mos ekzistojë, nëse ne kujdesemi për kënaqësinë e Allahut, atëherë nga ajo vepër ne do të kemi dobi. Në veprën e ndershme nuk ka pjesë nefsi (epshi), prandaj ajo vepër nefsit i duket më e vështirë. Por a e di dikush tjetër, përveç Allahut që kjo vepër i është dukur e rëndë nefsit?

Duhet ta dimë se mëshira e Allahut është e pafund. Dera e mëshirës së Allahut është e hapur për ne. Ndonjëherë dikush vjen dhe flet se të gjitha dyert i janë mbyllur. Ankohet për gjendjen e tij dhe pohon se nuk po ka sukses, çka do që po provon. Mirëpo, nëse shikojmë në Librin e Allahut, do të shohim se Ai na porosit kështu:"…e kush i ruhet Allahut, Ai i bën rrugëdalje atij. Dhe e furnizon atë prej nga nuk e pret; kushdo që mbështetet te Allahu, Ai i mjafton atij. Allahu, me të vërtetë, i zbaton deri në fund punët e Tij; Allahu, për çdo gjë ka caktuar afatin." (Et-Talak, 2-3)

Kjo do të thotë se Allahu i Plotfuqishëm na porosit se do t'ia hapë një derë atij i cili është i devotshëm për hir të kënaqësisë së Allahut dhe i cili largohet nga mëkatet dhe bën vepra të mira.

Tek Allahu janë çelësat për thesaret e universit. Allahu i Plotfuqishëm do ta hapë derën e mirësisë për një njeri që lutet. Nëse ne i lutemi Allahut, ai me siguri do të na hapë derën e Tij. Dera e mëshirës së Allahut nuk është e mbyllur. Mjafton që ne prej Tij ta kërkojmë. Asnjëherë mos të biem në depresion. Mos të themi se kurrsesi nuk po na shkon. Le të jemi të devotshëm, t'i robërohemi Allahut, le të kërkojmë nga i Plotfuqishmi atë që duam, qoftë për këtë botë apo për botën tjetër.

Sipas një transmetimi, ky ajet i nderuar është shpallur pas kësaj ngjarjeje: Në kohën e Pejgamberit (savs), një i ri kishte shkuar në betejë dhe aty ishte zënë rob. Ky i ri kishte qenë i vetëm me prindërit e tij, dhe ata nuk kishin pasur askënd tjetër për t'u kujdesur për ta. Nëna e tij po bërtitte duke mos ditur se çka do të ndodhte me të tani.

Babai i djaloshit shkoi tek Pejgamberi (savs) dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, gjendja jonë është e tillë, çka të bëjmë ne tani?" Pejgamberi (savs) u përgjigj: "Shkoni në shtëpi dhe lexoni: 'La havle ve la kuvvete il-la bil-lahi alijjil adhim' dhe duroni. Me siguri Allahu i Plotfuqishëm do t'ju hapë një derë."(Kuptimi i kësaj është: "Nuk la forcë e as fuqi veçse me Allahun, të Lartëmadhërishmin, Madhështorin.")

Burri shkoi te gruaja e tij dhe i tha: "Oj grua, Pejgamberi (savs), kështu na ka porositur, do ta lexojmë këtë dhe do të durojmë, Allahu i Plotfuqishëm me siguri do të na hapë një derë!" Për një kohë, ata kështu bënë dhikër dhe duruan. Kur një ditë, e panë të birin e tyre duke u shfaqur, sipas një transmetimi, me një kope të deleve, kurse sipas një transmetimi tjetër, me një kope të deveve. Ata e pyetën atë: „O biri ynë, si ndodhi kjo?"

Djaloshi iu përgjigj kështu: "Një ditë pashë se nuk kishte asnjë nga ata që më mbanin rob. Shkova dhe askush nuk më vuri re. Kur iu afrova fshatit tonë, pashë këto dele (ose deve) që qëndronin të vetmuara pa askënd, i mora edhe ato dhe i solla."

Asgjë nuk mund ta parandalojë që të ndodhë ajo të cilën e dëshiron Allahu i Plotfuqishëm. Prandaj, duhet t'i përmbahemi me vendosmëri besnikërisë ndaj Allahut. Duhet ta dimë se edhe kjo botë edhe bota tjetër do të jetë jona, nëse bëhemi të devotshëm duke e kryer ibadetin dhe duke i zbatuar me përkushtim urdhëresat dhe ndalesat e Allahut. Nëse nuk i bindemi Allahut, nuk do të kemi asgjë, do të jemi në humbje, edhe nëse tërë kjo botë do të ishte jona dhe edhe nëse të gjithë njerëzit e kësaj bote do të na shërbenin neve. Atëherë kur të lidhemi me Allahun, kur të jetë me ne kënaqësia e Allahut, edhe kjo botë, edhe bota tjetër do të jenë tonat.

Andaj duhet ta dimë se shpërblimi është sipas llojit të punës. Kush e kryen për Allahun një vepër të mirë, shpërblimi i Tij do të jetë kënaqësia e Allahut, Xheneti. Ndërkaq, kush bën mëkat ndaj Allahut, ndëshkimi i Tij do të jetë zemërimi i Allahut, Xhehenemi, Allahu na ruajttë prej tij!

Duhet ta dimë se aq sa respekt të kemi ne në zemrat tona ndaj madhërisë së Allahut, aq do të jetë vlera jonë tek Allahu i Lartëmadhërishëm. Sa të tregojmë ne respekt ndaj Allahut, aq do ta njohim madhërinë e Tij dhe, në përputhje me të, do t'u bindemi urdhrave të Tij, dhe aq nder ne do të kemi tek Allahu i Plotfuqishëm.

Pavarësisht se çka është: grua, burrë, djalë i ri, apo njeri i moshuar, cilido qoftë, sa të tregojë ai respekt për Allahun, edhe atë aq do ta respektojnë njerëzit. Pejgamberi (savs) ka shkuar nga kjo botë para më shumë se 1400 vjetëve, por ne ende i dërgojmë salavate, e duam dhe e lavdërojmë. Përse? Sepse ai gjithashtu kishte respekt të madh për Allahun e Plotfuqishëm, andaj Allahu ka mbjellë në zemrat e njerëzve dashuri për të. Allahu i Plotfuqishëm na porosit: "Allahu, me të vërtetë, nuk e humbë shpërblimin e bamirësve." (Hud, 116)

Mu ashtu sikurse peshorja. Sikurse ena e peshores... Sa më shumë që të vendosim në enën e ibadetit dhe nënshtrimit ndaj Allahut, aq më e madhe do të jetë vlera jonë. Nëse e zvogëlojmë, edhe vlera jonë do të jetë më e ulët. Do të thotë, le të presë shpërblim të tillë ai që bën vepra të mira. Nëse e ka nijetin e mirë, nëse veprën e kryen vetëm për Allahun, atëherë le ta presë kënaqësinë e Allahut dhe Xhenetin...

Nëse një person i bën ibadet Allahut, largohet nga kryerja e mëkateve, pendohet, kthehet menjëherë në nënshtrim ndaj Allahut, kjo do të thotë se ai është banor i Xhenetit. Ndërkaq, ai që bën mëkate te të cilat e udhëheq nefsi, nuk pendohet, nuk bën ibadet, ai me këto bëhet banor i Xhehenemit. Pak a shumë, njeriu këtë mund të dijë.

Në këtë rast, ne vazhdimisht le t'i lutemi Allahut, që Allahu i Plotfuqishëm të mos na lërë me nefsin tonë, por të na udhëzojë që të bëjmë vepra të mira.

*Përktheu: Miftar Ajdini*
*Islami hayat – Aile Dergisi; Akos.ba*

Ilmi Rexhepi

# Shprehja “elhamdulil-lah”

Shprehja “elhamdulil-lah”, përbën fjalët e para të renditura në Kuran. Kur e lexojmë apo e dëgjojmë, ajo, ndër të tjera, na e rikujton origjinën tonë, babanë tonë të parë, Ademin a.s., i cili këtë shprehje e kishte shqiptuar të parën pasi kishte teshtirë.

Që me këtë shprehje të bëjmë dhikër, na ka çuar selam e na ka porositur edhe babai i pejgamberëve Ibrahimi alejhimusselam. Kur është takuar i Dërguari ynë a.s. Natën e Miraxhit me Ibrahimin a.s., ky, ndër të tjera, i ka thënë: “O Muhamed, çoji ymetit tënd prej meje selam dhe tregoji që Xheneti e ka tokën të mirë, ujin të pijshëm, se ai është rrafshinë dhe se pemët e tij mbillen me të thënat: subhanallah, elhamdulil-lah, la ilahe il-lallah dhe Allahu ekber!”

Sipas disa dijetarëve, pikërisht për shkak të këtij selami dhe kujdesi të tij, në tekst të salavateve tona që i këndojmë në namaz dhe jashtë tij, përmendet Ibrahimi a.s. (kema sal-lejte ala Ibrahime ve ala ali Ibrahime..., kema barekte ala Ibrahime dhe ala ali Ibrahime...)

Shprehja “elhamdulil-lah” na është çelës i të mirave, një prej dijetarëve ka thënë: “Kush nuk i ndahet hamdit (të thënit “elhamdulil-lah”), i reshin të mirat, dhe kush nuk ia ndan me istigfar (të thënët “estagfirullah”), i hapen të mbyllurat.”

Për t’i shprehur falënderim dhe lavdërim Allahut të madhëruar, e themi kështu “elhamdulil-lah”, por edhe në trajtë të shoqëruar me tesbihun (deklaratën tonë se Allahu është i përsosur e nuk i atribuohet asgjë e mangët): “subhanallahi ve bihamdihi”, e cila trajtë është dhikri i melekëve.

Pyetjes së Ebu Dherrit r.a. se cilat fjalë janë më të vlefshmet për dhikër, i Dërguari a.s. i është përgjigjur: “Ato që Allahu i ka përzgjedhur për melekët e tij: subhanallahi ve bihamdihi”




**Fjalës së parë të renditur në Kuran “الحمد- elhamdu” i kanë kërkuar dhe nuk i kanë gjetur barasvlerës semantik në asnjë prej gjuhëve të gjalla dhe në asnjë prej atyre të vdekura.**

Nga fjalë të të Dërguarit a.s. që janë me autorësi të plotbesueshme, mësojmë se të themi 100 herë në ditë “subhanallahi ve bihamdihi”, na falen gjynahet tona, qofshin edhe sa shkuma e detit. Gjithashtu nga ato fjalë, mësojmë se nëse themi në mëngjes e në mbrëmje nga 100 herë, i shkojmë Zotit Ditën e Kiametit në gjendje më të mirë sesa të tjerët, përjashto ata që mund ta kenë thënë sa ne ose më shumë se ne.

Prandaj edhe hamdi, edhe subhanallah-u, për vlerën e madhe që kanë, janë projektuar të realizohen në ne në namaz. Për çdo reqat këndohet “elhamdulil-lahu” dhe pas çdo rukuje themi “rabbena ve lekel-hamd”, në çdo ruku themi tri herë “subhane rabbijeladhiim” dhe në çdo sexhde tri herë “subhane rabbijelala”.

## Hamdi nuk ka barasvlerës semantik

Fjalës së parë të renditur në Kuran “الحمد- elhamdu” i kanë kërkuar dhe nuk i kanë gjetur barasvlerës semantik në asnjë prej gjuhëve të gjalla dhe në asnjë prej atyre të vdekura.

Ky fakt gjuhësor, sot, përbën një pjesë të përgjigjes ndaj pyetjeve, moskuptimeve dhe kundërshtimeve të shumta që bëhen se pse në namaz lexohet Kurani në origjinal dhe jo ndonjë përkthim i tij.

## Nga sekretet e shprehjes Kuranore “elhamdulil-lah”

Që të mund ta zbulojmë nga gjuha shqipe një prej sekreteve kuptimore të shprehjes Kuranore “elhamdulil-lah”, po e përkthejmë sipas strukturës sintaksore të gjuhës kuranore dhe me disa fjalë të saj, që ta kemi sa më afër origjinalit: “Hamdi është i Allahut”.

Ta marrim dhe një shembull më praktik, nëpërmjet të cilit të paraushtrojmë dallimin e disa kuptimeve, që na hyn në punë për kuptimin më të thellë të shprehjes Kuranore “elhamdulil-lah”.

Nëse je në një parking dhe pyet se e kujt është makina e kuqe, ata që i pyet e që janë aty, nuk do të kenë dyshim për ekzistimin e makinës së kuqe, të cilën edhe ata e shohin, por thjesht do ta dinë ose nuk do ta dinë se e kujt është ajo makina e kuqe, për të cilën po i pyet.

Dijetari i shquar Esh-Sharavi merrte shembull, në këtë kontekst, rënien e lapsit dhe pyetjen e rrjedhshme pastaj “i kujt është lapsi?”.

Në shprehjen Kuranore “elhamdulilah-hamdi është i Allahut”, emri i Allahut nuk është vënë në funksion kryefjalor që të thuhej: “Allahu duhet të falënderohet-lëvdohet”, ose: “Allahu duhet falënderuar”, as nuk është vënë në funksion kundrinor që të thuhej: “Falënderojeni Allahun”, ose “Allahun falënderojeni”..., por në funksion kryefjalor është vënë emri i veprimit (masdari) - hamdi, falënderimi, lëvdimi.

- Çka do të thotë kjo që hamdi është vënë në funksion kryefjalor, si subjekt?
- Çfarë kuptimi shtesë sjell kjo përftesë stilistike Kuranore?

Kjo i bie që ai (hamdi, falënderimi, lëvdimi) është tema - gjëja e njohur, kurse rema - gjëja e re do të jepet nëpërmjet kallëzuesit-predikatit.

Kështu, Allahu ka marrë parasysh gjendjen e njeriut nga dija-vetëdija, se njeriu kur bëhet të dijë, e ka të qartë se, për begatitë që ka dhe për gjithçka që e rrethon, gjithsesi është dikush që është meritor, i mbetet vetëm ta gjejë-identifikojë meritorin, por nuk është në dilemë nëse ka apo jo meritor.

Pra, vënia e hamdit në funksion kryefjalor, si subjekt, si temë (dhe jo - remë) në strukturën sintaksore të shprehjes Kuranore “elhamdulil-lah”, e thotë që hamd (falënderim, lëvdim) do të ketë doemos, por vetëm duhet adresuar saktë dhe ai i përket Allahut, Zotit të botëve.



## Si realizohet “elhamdulilahu” në ne?

Njeriu është në borxh të pakthyeshëm ndaj Zotit. As me fjalë hamdin (falënderimin, lëvdimin), të plotë, nuk mund t’ia bëjë njeriu Zotit, edhe sikur gjatë gjithë jetës, veç kësaj, të mos bënte gjë tjetër. Prandaj Ai, kur ka thënë në Kuran “elhamdulilah” i ka dhënë status plotnie hamdit të mangët që njerëzit ia bëjnë aq sa kanë mundësi. Pra, për hamd, nuk na kërkohet t’ia japim hakun, se do të ishte e pamundur ta bënim, por na kërkohet që të bëjmë vetëm ç’është në mundësitë tona.

Për vlerën e madhe që ka t’i bëjë njeriu hamd Zotit, ne në namaz kur ngrihemi nga rukuja themi: “rabbena ve lekelhamd (Zoti ynë, Ty të takon hamdi!)” dhe e themi këtë pasi Zoti me gjuhën e namazliut të ketë thënë:”semiallahu limen hamideh (Allahu i përgjigjet atij që i bën hamd)”. Pra, për vlerën e hamdit, në namaz na ligjërohet dhe realizohet në namazliun.

Dhe, shih ti, nuk themi siç e kërkon rendi gjuhësor: “lil-lahi lhamd (Allahut i takon hamdi)”, gjë që është kërkesë gramatikore formale të shpreheshim duke përdorur vetën e tretë: -Allahu i përgjigjet atij që i bën hamd=Atij, pra, i takon hamdi-, por themi duke e shpërfillur këtë kërkesë gramatikore formale: “rabbena ve lekelhamd (Zoti ynë, Ty të takon hamdi)”, pra kalojmë nga veta e tretë në vetën e dytë, se ai që thotë me gjuhën tonë (gjuhën e namazliut): “semiallahu limen hamideh (Allahu i përgjigjet atij që i bën hamd)”, është Vetë Allahu.

**Ismail el Faruki, Lois Lamja el Faruki**

# Esenca e artit islam

Arti islam ka një synim të ngjashëm me atë të Kuranit – të mësojë dhe përforcojë tek njerëzimi perceptimin e transcendencës hyjnore. Kurani i Shenjtë siguron një burim të gatshëm dhe logjik të inspirimit për krijim estetik. E pafundmja është në çdo kuptim e pashprehshme. Arti i myslimanëve shpesh është përcaktuar si art i modelit të pafundmë apo si "art i pafundësisë."

Arti nuk është imitim i natyrës së krijuar. Aftësia për të kuptuar se Zoti transcendent është vizualisht i pashprehshëm është objektivi estetik më i lartë i mundshëm për njeriun.

## 'Natyra simbolike' e artit islam

Një numër studiuesish kanë shkruar vitet e fundit rreth natyrës simbolike të artit islam. Cilësimi i tyre 'simbolik' për artin islam nuk nënkupton thjesht nocionin e pranuar universalisht se artet janë një mënyrë për të shprehur një ide abstrakte në poezi, ngjyra, vija, trajta, tinguj, lëvizje dhe me radhë. Në këtë sens, natyrisht, i gjithë arti është simbolik. Këta shkrimtarë pretendojnë shumë më tepër për ato që ata i shohin si implikime simbolike të artit islam. Për ta, format, trajtat, objektet, skenat dhe madje shkronjat dhe numrat e përdorur në artin islam, kanë një kuptim të fshehtë. Sikurse paraqitjet antropomorfike të perëndive dhe perëndeshave kanë kuptim të veçantë religjioz për hindunë; apo kryqi, skena e kryqëzimit dhe statuja e Krishtit janë simbole të fuqishme për të krishterin; po ashtu, vazhdon argumenti i tyre, ekzistojnë "simbole islame" të veçanta të cilat paraqesin vizualisht një numër të madh domethëniesh që kapen dhe kuptohen nga shikuesi. Pretendohet se kubeja duhet të konsiderohet si kupë e qiellit; medaljoni në qendër të një qilimi është një paraqitje e vendkalimit në qiell; dekorimi epigrafik që përfshin emrin e sundimtarit është përkrahje për shtetin politik. Deri edhe zbrazëtia apo "boshllëku" konsiderohet si "një simbol i transcendencës së Zotit dhe i prezencës së Tij në të gjitha gjërat."

**Është nderi unik i Islamit që ai është plotësisht i lirë nga idhujtaria, nga ngatërrimi i krijesës me Krijuesin.**

Të gjitha këto atribuime të përmbajtjes literale simbolike janë antagoniste me esencën e artit islam dhe me cilësinë e tij abstrakte. Arti islam lindi dhe u zhvillua në një ambient semit, i cili i mohoi dhe i dënoi të gjitha paraqitjet e mbretërisë transcendente. Ai është një art i bazuar mbi një ideologji – tevhidin – që nuk mund të shprehet estetikisht me anën e lidhjes reale apo të imagjinuar midis natyrës dhe Zotit. Lidhja e tillë është një lloj shirk-u apo "asociacionizmi" i qenieve dhe objekteve të tjera me Allahun dhe kjo është e ndalur në Islam.



Është një nocion i pranuar përgjithësisht se shprehja "art i krishterë" lidhet vetëm me ato objekte arti dhe godina që krijohen për një përdorim veçanërisht religjioz në kulturën e krishterë. Kjo është posaçërisht e vërtetë pas Rilindjes, kur uniteti i jetës në Krishterizëm u thye nga ndarja gjithnjë e më shumë e theksuar e religjiozes nga shekullarja. Në fakt, disa shkrimtarë kanë menduar se, pas Rilindjes, prodhimi i "artit të krishterë" u ndërpre.

Ndërsa në kulturën islame çdo aktivitet, çdo ide, çdo ngjarje dhe çdo objekt, jo vetëm që ndikohet, por, gjithashtu, edhe determinohet nga ideologjia islame.

Disa orientalistë thonë se Islami nuk ka arte figurative (skulpturë, pikturë, art dramatik) për arsye se ai është i lirë nga çfarëdo zotash të trupëzuar apo imanent në natyrë. Ata e nënkuptojnë këtë si një qortim ndaj Islamit, megjithëse ai është në realitet dallimi parësor i Islamit. Është nderi unik i Islamit që ai është plotësisht i lirë nga idhujtaria, nga ngatërrimi i krijesës me Krijuesin.

Çifutët kishin pohuar më parë se transcendenca e Zotit nuk e pranon



aspak bërjen e "statujave të gdhendura" dhe ata, në përputhje me këtë urdhëresë hyjnore, ishin larguar plotësisht nga çdo art vizual.

Në Romë, në teatrin e dekadencës greke, arti suprem grek i skulpturës u katandis në portretizimin realist empirik të perandorëve të ndryshëm. Në Greqi, arti i dramës u zhvillua përkrah atij të skulpturës, me qëllim që t'i paraqiste konfliktet e përjetshme të zotave me njëri-tjetrin. Qëllimi i përgjithshëm ishte paraqitja e karaktereve të tyre individuale që ishin plotësisht njerëzore.

Ndërsa kulturat dhe popujt e tjerë mund ta kenë vlerësuar njeriun si "masë të të gjitha gjërave", apo natyrën si përcaktuesen themelore, përqendrimi i muslimanit tek Zoti ka qenë në transcendencën e Tij të pakompromis.

## Artet islame janë "arte kur'anore"

Kur'ani synoi të rimësojë doktrinën e monoteizmit, një mesazh që iu ishte transmetuar pejgamberëve të shumtë semitë të kohëve të mëhershme – Abrahamit, Noes, Musës, dhe Jezusit.

Allahu përshkruhet në Kur'an si një Qenie transcendente, për të Cilin nuk është i mundshëm përjetimi vizual apo sensorial. Ai është përtej përshkrimit ezaurues dhe është e pamundshme që të paraqitet me anën e çfarëdo imazhi antropomorfik apo zoomorfik. Në fakt, All-llahu është Ai i cili i sfidon përgjigjet e pyetjeve: kush, si, ku dhe kur? Është kjo ide e njëshmërisë dhe transcendencës absolute të Allahut që njihet si tevhid.

Arti islam ka një synim të ngjashëm me atë të Kuranit – të mësojë dhe përforcojë tek njerëzimi perceptimin e transcendencës hyjnore. Kurani i Shenjtë siguron një burim të gatshëm dhe logjik të inspirimit për krijim estetik. Artet islame, si rrjedhim, mund të emërohen me plot të drejtë "arte kur'anore".

Shpalljet kur'anore në lidhje me natyrën e Zotit sigurisht e përjashtojnë paraqitjen e Zotit nëpërmjet mënyrave ndijimore, qoftë në formë njerëzore apo shtazore, qoftë në simbole figurale nga natyra. E tërë ikonografia e artit islam është e influencuar nga doktrina kur'anore e tevhidit, apo monoteizmit islam.

Modeli, i cili nuk ka fillim dhe nuk ka fund, i cili jep përshtypjen e pafundësisë, është si rrjedhim mënyra më e mirë për ta shprehur në art doktrinën e tevhidit.

Tevhidi nuk është kundër kreativitetit artistik dhe as kundër kënaqësisë së bukurisë. Përkundrazi, tevhidi e bekon bukurinë dhe e nxit atë. Ai e sheh bukurinë absolute vetëm tek Zoti dhe tek vullneti apo fjalët e Tij të reveluara. Tevhidi pohon se asgjë në krijim nuk mund të jetë një përngjasim apo simbol për Zotin. Asgjë nuk mund të përfaqësojë Atë.

Eksperienca estetike nënkupton eksperiencën përmes shqisave të një esence a priori meta-natyrore. Arti është procesi i zbulimit brenda natyrës të kësaj esence meta-natyrore dhe paraqitja dhe dhënia e kësaj esence në një formë që është e përshtatshme për të. Është e qartë se arti nuk është imitim i natyrës së krijuar. Aftësia për të kuptuar se Zoti transcendent është vizualisht i pashprehshëm është objektivi estetik më i lartë i mundshëm për njeriun.

## Stilizimi - instrumenti mohues i natyralizmit

Modelet e pafundme të artit islam janë, para së gjithash, abstrakte. Madje edhe kur përdoren figura nga natyra, ato i nënshtrohen çnatyralizmit dhe teknikave të stilizimit, që i bën ato më të përshtatshme për rolin e tyre si mohuese të natyralizmit, sesa si pasqyrime besnike të fenomeneve natyrore.

Nëpërmjet stilizimit, artisti musliman e largoi çdo objekt aq shumë nga natyra saqë ai u bë pothuaj i panjohshëm. Në dorën e artistit, stilizimi ishte një instrument mohues, me anën e të cilit ai i tha: Jo! çdo gjëje natyrore. Artisti musliman nuk u ndal aty. Shpërthimi i tij kreativ erdhi kur atij iu bë e qartë se të shprehësh Zotin në një figurë të natyrës është një gjë, dhe të shprehësh pashprehshmërinë e Tij në një figurë të tillë është gjë tjetër.

Kjo shpjegon arsyen se përse pjesa më e madhe e veprave të artit të krijuara nga muslimanët ishin abstrakte. Madje edhe atje ku përdoreshin figurat e bimëve, kafshëve dhe njerëzve, artisti i stilizonte ato në një mënyrë si për të mohuar krijueshmërinë e tyre, si për të mohuar se ndonjë esencë mbinatyrore është rezidente brenda tyre.

## E pafundmja është në çdo kuptim e pashprehshme

Arti i muslimanëve shpesh është përcaktuar si art i modelit të pafundmë apo si "art i pafundësisë." Kjo shprehje estetike, gjithashtu, është quajtur "arabeskë", një dizajn jozhvillimor që shtrihet në të gjitha drejtimet ad infinitum. Arabeska e transfiguron objektin e natyrës që ajo dekoron – qoftë tekstil, metal, vazo, mur, tavan, shtyllë, dritare apo faqe e një libri – në

një formë të papeshë, transparente, pluskuese që shtrihet pambarimisht në të gjitha drejtimet. Nga ana estetike, objekti i natyrës bëhet nën përpunimin e arabeskës një dritare në pafundësi.

Arabeska krijon tek shikuesi intuitën e cilësisë së pafundësisë, të asaj që është përtej kohë-hapësirës. Nëpërmjet soditjes së këtyre modeleve të pafundme, mendja e marrësit kthehet drejt Hyjnores dhe arti bëhet një përforcim dhe një rikujtim i besimit fetar.

## Kaligrafia – arti i të shkruarit bukur

Synimi i artit për muslimanin është që t'i drejtojë qeniet njerëzore, si zëvendës të një Zoti transcendent, drejt përsiatjes dhe kujtimit të Tij. Në drejtim të këtij synimi nuk mund të gjendet asnjë element më i përshtatshëm sesa fragmentet poetikisht frymëzuese të Kuranit të shenjtë.

Përfshirja e fragmenteve kuranore nuk kryhej kurrë pa kujdes, pa nderim dhe pa perfeksionim. Si pasojë, arti i të shkruarit bukur, apo kaligrafia, u zhvillua ndërmjet myslimanëve të hershëm me imagjinatë dhe shpejtësi të mahnitshme.

Pasazhet kuranore janë përdorur si motive dekorative jo vetëm në elemente të rëndësishme nga pikëpamja fetare, por gjithashtu në pëlhura, veshje, enë dhe tabaka, kuti dhe orendi, mure dhe ndërtesa, madje poçe gatimi, në çdo shekull të historisë islame dhe në çdo skaj të botës myslimane.

Eleganca në të shkruar dhe zbukurimi që gjendet në kopjet e Kuranit, që u shkruan në shekujt në vijim, është i pakapërcyeshëm. Çdo sundimtar, çdo dinasti, çdo patron i pasur konkurronte për autorizimin apo shkrimin e Kuranit më të bukur të kohës. Kaligrafistët ishin një shtresë e çmuar për çdo oborr mbretëror dhe çdo person i ditur përpiqej të arrinte mjeshtërinë më të madhe të mundshme të artit. Interesimi për kaligrafinë u përhap nga zbatimi i saj tek Kurani në përdorimin për zbukurimin e objekteve të bëra prej metali, xhami, fildishi, tekstili, druri, guri, stukoje dhe qeramike.

Çdo material dhe objekt i mundshëm u zbukurua me shirita, medaljone, motive, apo dizajno të bazuara në përgjithësi në artin e të shkruarit. Secili prej shkrimeve të ndryshme këndore dhe shkrimeve të rrumbullakuara dëshmoi një stil të veçantë dhe një emër të dalluar (Thuluth, Neskhi, Muhakkek, Rika'i, Rejhani, Tevki, etj.).

## Funksioni i ornamentimit në krijimin estetik islamik

Fatkeqësisht, shumë studiues perëndimorë i kanë keqkuptuar disa prej premisave më thelbësore të ornamentimit në krijimin estetik islamik. Meqë ornamentimi është për ta vetëm një shtesë sipërfaqësore në një entitet estetik, shumëfishimin e ornamentit në artin islam ata e kanë gjykuar të jetë ose tregues i hedonizmit të popujve myslimanë, ose një horror vacui kulturor (një urrejtje për hapësirën e zbrazët). Duke mos kuptuar funksionin unik dhe rëndësinë e ornamentimit në krijimin estetik islamik, ata nuk i kanë vlerësuar kontributet pozitive të këtij aspekti të veprave të artit të myslimanëve dhe i kanë ngarkuar atij vetëm një rol negativ dhe denigrues.

Në artin islam, ornamentimi nuk është vetëm diçka që i shtohet sipërfaqësisht veprës së përfunduar të artit me qëllim që ta zbukurojë atë në një mënyrë joesenciale. Ai nuk është, gjithashtu, një mjet për kënaqjen e oreksit të një populli që kërkon kënaqësi. Ai nuk duhet të vlerësohet si një mbushje e thjeshtë e hapësirës për të shmangur zbrazëtinë. Në vend të kësaj, dizajnët e bukur dhe të ndërlikuar që njeriu gjen në objektet e artit në çdo rajon dhe në çdo shekull të historisë islame, përmbushin disa funksione të rëndësishme. Modelet e bukurisë, të gjetura në artet islame, janë konkretizime të përpjekjes estetike të kudogjendshme të popujve myslimanë, për të krijuar prodhime artistike që e çojnë shikuesin drejt intuitës së transcendencës hyjnore. Ornamentimi i veprave të artit është rezultati dhe vetë substanca e kësaj përpjekjeje.

Ornamentimi është një mbrojtje nga bigëzimi i jetës në një sferë religjioze, në të cilën tevhidi ka fuqi dhe influencë, dhe në një sferë shekullare, në të cilën ideologjia ka pak apo aspak relevancë. Pra, ornamentimi nuk është një komponent joesencial që i shtohet sipërfaqësisht një vepre arti pas përfundimit të saj, por është thelbi i ngritjes spiritualizuese të krijimit artistik islamik.

Një prej llojeve të ornamentimit islam, emërohet si arabeskë "e zgjeruar" mbasi ajo jep përshtypjen e dizajni shpërthyes. Bërthama e saj qendrore modulare siguron një "pamje" brenda modelimit të pafundmë, por në asnjë mënyrë vetëm një. Bordurë pas bordure dhe figurë pas figure i shtohen në mënyrë të njëpasnjëshme kësaj bërthame qendrore, qoftë nga artistit gjatë krijimit, qoftë nga shikuesi gjatë perceptimit. Çdo shtim furnizon një përbërje të re dhe një vizion të ri të arabeskës. Së fundi, bordura e faqes, skajet e pjatancës, ekstremitetet e panelit të murit, fasada e ndërtesës mbërrihen, dhe modeli duhet të ndërpritet, pa kompletim apo finalizim.

Kjo papërfundueshmëri nuk është për t'u fshehur apo shmangur; në fakt, është prej esencës së modelit islam që, nëpërmjet kësaj papërfundueshmërie, dizajni të kërkojë vazhdim përtej kufijve të tij empirikë me anën e imagjinatës së shikuesit. Mendja, më së fundi, është e paaftë për ta vazhduar këtë proces dhe perceptuesi arrin të kuptojë se ekziston një Realitet i pashpjegueshëm, i cili është përtej kohë-hapësirës.

*Përktheu nga anglishtja: M. Sinani*

*Pjesë të përzgjedhura nga libri "The Cultural Atlas of Islam", Isma'il al Faruki and Lois Lamya al Faruki, Publisher: MacMillan Publishing, 1995*

Fadil Maloku

# Shtegdalja midis civilizimeve të mileniumit tonë (2)

Shpjegimi i tretë, do thoshim në mënyrë indirekte, është i ndërlidhur me teorinë e prof. të Harvardit, Samuel Huntigtonit, i cili botën e shek. XXI e parasheh përfundimisht si projekt të pushimit të konflikteve: kombëtare, etnike, politike, ekonomike, etj. dhe fillimit të përplasjeve mes civilizimeve!

Dhe duhet që këtë dialog mes dy civilizimeve kryesore, atij perëndimor dhe atij islam ta udhëheqin jo grupet e frustruara radikale, as pushtetmbajtësit e korruptuar aktualë që qeverisjen e qytetarëve të vendeve të tyre e ushtrojnë përmes një sistemi gjysmëfeudal dhe gjysmëfisnor, por organizatat e ndryshme sindikale dhe sidomos ato studentore, që nuk kanë paragjykime ndaj demokracisë (por që, përkundrazi, projektojnë në demokraci një mekanizëm shumë të sofistikuar për t'i demokratizuar këto shoqëri me qeveri kukulla!).

9. Po ashtu, në funksion të këtij dialogu, të themi të brendshëm ndërcivilizues evropian, nuk do të ishte keq të identifikohej edhe ndonjë udhëheqës i moderuar shpirtëror mysliman, i cili me autoritetin e tij moral dhe të Islamit autentik do të mund të shërbente si model i interkomunikimeve civilizuese brenda vetë kësaj pjese të Perëndimit, në mënyrë që të vërtetohet teza se Islami është në përputhje me rrjedhat dhe zhvillimet e procesit të globalizmit dhe se nuk është kundër demokracisë dhe vlerave të mirëfillta të demokracisë, sepse demokracia, qeveria e kontrolluar nga opozita (pra, sistemi opozitar), të drejtat e njeriut, si edhe ajo kryesorja: sundimi i ligjit, në një mënyrë apo në mënyrën tjetër, janë shoqëruese të jetës moderne, pra, të procesit apo tendencës së identifikuar nga të gjithë si globalizëm.

Dinamika e diktuar pikërisht nga Perëndimi, ose thënë më drejtpërdrejt nga Amerika, ka bërë që këto institucione apo mekanizma të huazohen apo të shartohen në kontekste dhe rrethana të reja historike në këtë shekull. Shpjegimi i dytë, për mendimin tim, ka të bëjë me teorinë e Fukujamës mbi "fundin e historisë", sipas të cilit Perëndimi, me rënien e murit të Berlinit, përkatësisht me triumfin që konsistoi ndaj lindjes (përkatësisht ndaj perandorisë së "kuqe"), tani duhet t'ia imponojë përgjithmonë modelin globalist gjithë botës. Shpjegimi i tretë, do thoshim në



Fakti se, në një numër vendesh myslimane janë në pushtet regjimet jodemokratike, nuk do të thotë se shumica e qytetarëve të këtyre vendeve nuk janë mbështetës të një alternative demokratike, diçka që implikohet prej studiuesve që e etiketojnë islamin si kundërdemokratik" *(Hofman, 2004: 672)*

mënyrë indirekte, është i ndërlidhur me teorinë e prof. të Harvardit, Samuel Huntigtonit, i cili botën e shek. XXI e parasheh përfundimisht si projekt të pushimit të konflikteve: kombëtare, etnike, politike, ekonomike, etj. dhe fillimit të përplasjeve mes civilizimeve!

Për të, konflikti i tanishëm në Lindje, bie fjala, nuk është asgjë tjetër veçse zbatim i mirëpërpunuar i projektit mbi inicimin e përplasjeve mes dy civilizimeve (atij perëndimor dhe atij islam) kryesore për supremacion global. Në anën tjetër, ky Huntigton, gjykon kundërthënshëm (!) sepse sipas tij tash (me siguri pas bindjes së fituar në lidhje me pushtimin e lehtë të Irakut) Perëndimi nuk ka nevojë të flasë për dy civilizime (ashtu siç kishte pretenduar në fundshekullin e kaluar), por për "Perëndimin (qendrën, shën. i aut.) dhe pjesën tjetër (periferinë, po ashtu shën. i aut.) që nënkupton ekzistencën e disa jo-perëndimeve", ku pikësëpari aludohej për Japoninë, pastaj Kinën dhe ato shtete të Lindjes. Një ndër dobësitë më kryesore, që i adresohet kësaj teorie dhe vet autorit të saj, është edhe ajo se diskursi i civilizimeve huntigtoniane i anashkalon, apo më mirë me thënë, i përjashton dallimet (organizative, politike, ekonomike, etj.) brenda vetë shteteve që bie fjala e favorizojnë uniformitetin kulturor dhe atyre që e përjashtojnë pluralizmin kulturor.

Në kuadër të këtyre kontestimeve shkencore hyjnë edhe analizat dhe studimet e bëra po nga vetë diskursi perëndimor se numri më i madh i konflikteve etnike nuk kanë ngjarë si pasojë e konfliktit në vija të trasha civilizuese, por, para së gjithash, si pasojë e interesave ekonomike, territoriale, ekzistenciale, etj. Pra, shumica e konflikteve etnike në botë nuk kanë si shkak përplasjet e qytetërimeve. Gjithashtu, shumica e anketave në vendet e Evropës Lindore tregojnë se, pavarësisht prej përkatësisë në qytetërime të ndryshme, sipas kritereve të Huntingtonit, të intervistuarit kanë perceptime dhe pritshmëri të njëjta mbi demokracinë, integrimin evropian dhe çështje të tjera politike (White, Oates&Miller, 2003).

10. Gjithashtu, sondazhet në vendet me shumicën e popullsisë të fesë islame dalin në përfundimin se, në mikronivelin e këtyre shoqërive, demokracia parapëlqehet nga shumica e popullsisë. Fakti se, në një numër vendesh myslimane janë në pushtet regjimet jodemokratike, nuk do të thotë se shumica e qytetarëve të këtyre vendeve nuk janë mbështetës të një alternative demokratike, diçka që implikohet prej studiuesve që e etiketojnë islamin si kundërdemokratik" (Hofman, 2004: 672).

A ia qëlloi Huntigton me teorinë e tij për përleshjet e mëdha?

Po ashtu, Huntingtonit mund t'i adresohen vërejtje të theksuara, ngaqë asnjëherë, në asnjë periudhë historike, nuk ka pasur kacafytje apo si të themi përleshje mes civilizimeve. Historia na mëson se pothuajse të gjitha luftërat e ndodhura deri tani ishin, pak a shumë, luftëra të një dimensioni tjetër, që nuk kishin për motive hasmëritë mes kulturave apo civilizimeve si të tilla, por para së gjithash ishin përplasje mes interesave të ndryshme që kishin kombet, apo më mirë të themi shtetet, që kishin rolin prijatar të zhvillimeve ekonomike, politike e kulturore me kombet, apo vendet (shtetet), të cilat i kundërshtonin këto procese avancuese jo vetëm për këta të fundit, por edhe për ata vetë. Duket që edhe "përplasja" e fundit, që nga disa po identifikohet edhe si përleshje apo konflikt mes civilizimeve, nuk ka të bëjë edhe gjithaq me shpalljet për shkatërrim të njërit (në këtë rast, civilizimit perëndimor) civilizim ndaj tjetrit (civilizimit islam), se sa me përplasjet e vetë civilizimit perëndimor me problemet e identifikuara në kuadër të tij, siç janë ato që kanë të bëjnë me: ksenofobinë, stereotipat ndaj ardhacakëve të lindjes (rasti i incidenteve në Francë, Holandë, etj), rrezikun ndaj të huajve (në Gjermani p.sh. debatet e vonshme) dhe me frustrimin evident në Islam që aktualisht, për mendimin tonë, është më tepër pasojë e një gjurmimi të një identiteti të ri, apo si të themi një dileme hamletiane mes modernitetit (si ofertë) dhe konservatorizmit (si traditë qindravjeçare). Oferta moderniste, në një mënyrë, është ofertë perëndimore që aktualisht, në kushtet dhe stadet e një procesi apo tendence globalizuese, po faturohet nga të gjitha civilizimet, e posaçërisht nga Islami.

11. Themi Islami, për shkak, se atje kemi të bëjmë me shtete despotike që, po ashtu, nuk kanë të bëjnë fare me organizimin hyjnor të ndërtimit dhe të organizimit të pushteteve. Asnjë pushtet sot nuk i përngjan apo nuk identifikohet me shtetin e Medinës, që qe organizuar

nga ana e Muhamedit a.s. Për këtë shkak, tollovia e shkaktuar nga keqpërdorimi i karikaturave, në një mënyrë, është edhe një shtegdalje e volitshme për shoqëritë e kësaj pjese të botës që të rifillojnë të krijojnë distancën e duhur politike ndaj pushteteve autokratike dhe të korruptuara po nga diskursi perëndimor, në mënyrë që edhe dilema e sipërpërmendur: modernitet apo konservatorizëm i mëtutjeshëm, të shndërrohet në një lëvizje apo në një rilindje të vërtetë drejt procesit të integrimeve dhe procesit të shfrytëzimit të mekanizmit të demokracisë së mirëfilltë, për konsolidimet dhe progresin e gjithëmbarshëm ekonomik.

12. Doktrina e demokracisë po dëshmohet se nuk është një kafshatë e lehtë, as për diktatorët e shumtë të Lindjes, të cilët kanë provuar të bëjnë një shartim të tillë formal, vetëm e vetëm që t'i ruajnë privilegjet e tyre dinastike. Ata ende nuk kanë arritur ta kuptojnë se ajo kultivohet jo përmes autokracisë dhe qeverisjes despotike të qytetarëve të tyre, por përmes institucionit të edukimit dhe mirëqenies qytetare. Sepse mbindërtimi institucional dhe hapja kundrejt botës është hap që duhet të ndërmerret nga të gjithë, në mënyrë që akti i krijimit të kësaj edukate, (parimisht) kushtëzuese, të mund të ndërlidhej në mënyrë të anasjelltë me dy tipare, ose dy lloje kategorizimesh: Kategorizimi parë ka të bëjë me aksionet dhe iniciativat e njerëzve që kanë rezon, aftësi dhe kreativitet të mjaftueshëm që të ndikojnë në formën dhe përmbajtjen e sistemit që ata duan ta rregullojnë vetë. Dhe kategorizimi tjetër ka të bëjë me zhvillimin e sistemit të vlerave, njohurive dhe mjeshtërive të civilizimeve të tjera, ashtu siç ishte në kohën e zenitit të shtetit të parë islam, pikërisht në kohën e Muhamedit (alejhi selam). Gjykoj se dilema kryesore që sillet sot në kokat e shoqërive të Lindjes vërtitet kryesisht rreth asaj se çka në të vërtetë duhet të provojnë dhe të "dhurojnë" ato diç nga tradita, kultura dhe etnopsikologjia e tyre, në mënyrë që të ridëshmohet apo refuzohet koncepti i demokracisë? Ose thënë më ndryshe, i duhet apo jo sot një lloj protestantizmi civilizimit islam? E themi këtë ngase, sot, ky është provim i pjekurisë së miliona e miliona njerëzve në planetin tonë. Duket se në këtë drejtim, sistemi dhe filozofia islame do të mund të zinte, në mënyrë të pakontestueshme, vendin e frymëzuesit dhe udhërrëfyesit të këtij rrugëtimi të njerëzve të rëndomtë në të ardhmen, ngase nuk ekzistojnë dallime aq të mëdha civilizuese midis vlerave universale, të cilat do të mund të ngërthenin kundërshtitë e shfaqura alarmuese në këtë fillim MILENIUMI mes civilizimit perëndimor dhe atij islam që kanë filluar ta përjashtojnë njëritjetrin.

Pra, si mund të identifikohet situata aktuale globale, pas rrëmujës së shkaktuar nga keqpërdorimi i karikaturave të pejgamberit tonë, Muhamedit a.s.? Duket se sot, jo edhe aq lehtësisht, do të mund të identifikoheshin disa shpjegime. Shpjegimi i parë ka të bëjë me rrafshin e teorisë së Xhon Espozito-s, i cili mes të tjerash konsiston se konflikti i tanishëm i shkaktuar nga keqpërdorimi i karikaturave të pejgamberit Muhamed a.s., duhet dhe mund të përmirësohet vetëm përmes dialogut të mirëfilltë mes dy civilizimeve kryesore, atij perëndimor dhe atij islam. Dhe duhet që këtë dialog ta udhëheqin jo grupet e frustruara radikale, e as pushtetmbajtësit e korruptuar aktualë që qeverisjen e qytetarëve të vendeve të tyre e ushtrojnë përmes një sistemi gjysmë feudal dhe gjysmë fisnor, por organizatat e ndryshme sindikale dhe sidomos ato studentore, që nuk kanë paragjykime ndaj demokracisë (por që, përkundrazi, projektojnë në demokraci një mekanizëm shumë të sofistikuar për t'i demokratizuar



këto shoqëri me qeveri kukulla!).

Në këtë drejtim, kujtojmë që ndihmë të çmueshme do të mund të jepnin edhe OJQ-të lokale të rekrutuara nga shoqëria civile. Në anën tjetër, ky lloj dialogu i ardhur nga Unioni Evropian, para së gjithash do të duhej hapur në "shtëpinë e vet", ku sipas disa të dhënave thuhet se jetojnë përmbi dhjetë milionë myslimanë. Po ashtu, në funksion të këtij dialogu, të themi të brendshëm ndërcivilizues evropian, nuk do të ishte keq të identifikohej edhe ndonjë udhëheqës i moderuar shpirtëror mysliman, i cili me autoritetin e tij moral dhe të Islamit autentik do të mund të shërbente si model i interkomunikimeve civilizuese brenda vetë kësaj pjese të perëndimit, në mënyrë që të vërtetohet teza se Islami është në përputhje me rrjedhat dhe zhvillimet e procesit të globalizmit dhe se nuk është kundër demokracisë dhe vlerave të mirëfillta të demokracisë, sepse demokracia, qeveria e kontrolluar nga opozita (pra, sistemi opozitar), të drejtat e njeriut, si edhe ajo kryesorja: sundimi i ligjit, në një mënyrë apo në mënyrën tjetër, janë shoqëruese të jetës moderne, pra, të procesit apo tendencës së identifikuar nga të gjithë si globalizëm.

**Muhammed Hashim Kemal**

# Feja nuk është shkaku kryesor i konflikteve

Historikisht, sulmet kolonialiste mbi komunitetet dhe kombet myslimane ishin një fenomen evropian i motivuar tërësisht nga pushtimi i tokës dhe burimeve. Nëse shohim shekullin e 20-të, shekulli më i dhunshëm në gjithë historinë njerëzore, dy luftërat botërore, Holokausti, masakra masive që ndodhi nën Adolf Hitlerin, Joseph Stalin dhe Pol Pot, nuk ishin shkaktuar nga feja apo fanatizmi fetar.

Mediat e zakonshme priren të lidhin ekstremizmin dhe terrorizmin me Islamin, por dëshmitë tregojnë ndryshe. Shkaqet rrënjësore të shumicës së konflikteve të ditëve të sotme kanë shumë pak të bëjnë me fenë edhe nëse ato mund të duket se kanë implikime fetare.

Për shembull, konflikti izraelito-arab ka të bëjë me tokën, dëbimin dhe të drejtën e vetëvendosjes, edhe nëse disa fanatikë fetarë po shfrytëzojnë çështjen për qëllimet e tyre. Konflikti në Kashmir është edhe për të drejtën e vetëvendosjes; nuk është një konflikt hindu-mysliman. Kjo vlen edhe për konfliktin e Mindanaos në Filipine, që ka të bëjë me autonominë dhe të drejtat historike, varfërinë dhe papunësinë. Konflikti Rohinga (Rohingya) në Mianmar dhe ato të myslimanëve të Tajlandës Jugore nuk kanë të bëjnë me fenë. Ato kanë të bëjnë me të drejtat e shtetësisë dhe çështjet e çarmatimit.

Historikisht, sulmet kolonialiste mbi komunitetet dhe kombet myslimane ishin një fenomen evropian i motivuar tërësisht nga pushtimi i tokës dhe burimeve. Nëse shohim shekullin e 20-të, shekulli më i dhunshëm në gjithë historinë njerëzore, dy luftërat botërore, Holokausti, masakra masive që ndodhi nën Adolf Hitlerin, Joseph Stalin dhe Pol Pot, nuk ishin shkaktuar nga feja apo fanatizmi fetar. Asnjë nga emrat e përmendur nuk kishte përkatësi fetare, madje disa kishin hequr dorë haptas nga feja.

**Pas sulmeve të Charlie Hebdo në Paris në janar të vitit 2015, senatori i Shteteve të Bashkuara John McCain dha një deklaratë në "New York Times", në të cilën ai kërkoi një strategji ushtarake amerikane më agresive në të gjithë Lindjen e Mesme, Sirinë dhe Afganistanin.**

Shembuj të konfliktit mbi kuptimin e parimeve fetare janë shfaqur në historinë e hershme islame rreth shekullit të dytë hixhri, disa prej të cilave përfshinin gjithashtu interpretime ekstremiste të shkrimit të shenjtë. Kaderitë (avokatët e vullnetit të lirë ose kaderij), për shembull, u pajtuan me pikëpamjen se njeriu është krijuesi i vetëm i sjelljes së tij. Xheberitët u pajtuan me paracaktimin total; murxhitë ishin suspendues të gjykimeve dhe mbajtës të përhershëm të shpresës



**Në më shumë se 2100 raste të dokumentuara të bombardimeve vetëvrasëse nga viti 1980 deri në vitin 2009, shumica dërrmuese e autorëve ishin duke vepruar si përgjigje ndaj ndërhyrjes ushtarake amerikane në Lindjen e Mesme dhe jo për motivim fetar ose ideologjik.**

ose irxhasë, ndërsa havarixhitët (të dalët) kishin pikëpamjen ekstremiste se kryerja e një mëkati të madh përbën heqjen dorë nga Islami.

Shekulli i 21-të, epoka që po njihet dhe si "përplasja e qytetërimeve" - referuar shprehjes së Huntington-it - solli një hap më pranë njëri-tjetrit, edhe pse qytetërimi nuk është identik me fenë si të tillë, por ka një fushë më të gjerë që përfshin porosi dhe kultura, histori, mënyra e jetesës dhe vlerat. Do të ishte akoma e gabuar të thuhet se Islami dhe Krishterimi, ose Islami me ndonjë fe tjetër për këtë çështje, janë në konflikt. Përkundrazi, Islami ndan një marrëveshje të madhe me fetë e tjera botërore të tilla, saqë është e vështirë të thuhet se Islami është në konflikt me ta. Çështjet që kanë të bëjnë me vlerat fetare dhe besimet, të tilla si çështja e karikaturave, djegia e Kuranit, interpretimet e ekzagjeruara të xhihadit etj., kanë prodhuar një përfytyrim që kanë çuar në dhunë. Dhuna që kemi parë në dy dekadat e fundit apo më shumë është gjithashtu reaktive për pjesën më të madhe të diktaturës dhe mungesës së fuqisë nga brenda, si dhe për pushtimin dhe poshtërimin e huaj, shpesh të përkrahur me rënien e qeverisjes dhe sundimit të ligjit. Këto gjithashtu nuk janë shkaktuar nga feja.

Pas sulmeve të Charlie Hebdo në Paris në janar të vitit 2015, senatori i Shteteve të Bashkuara John McCain dha një deklaratë në "New York Times", në të cilën ai kërkoi një strategji ushtarake amerikane më agresive në të gjithë Lindjen e Mesme, Sirinë dhe Afganistanin. Kolumnisti i "Washington Post", Fareed Zakaria, e ndoqi këtë me komentin se ndërhyrja ushtarake ishte në të vërtetë shkaku i një numri të madh të dhunës dhe në veçanti të bombave vetëvrasëse.



Zakaria vazhdoi të citonte Robert Pape dhe James Feldman, të cilët analizuan më shumë se 2100 raste të dokumentuara të bombardimeve vetëvrasëse nga viti 1980 deri në vitin 2009 dhe arritën në përfundimin se shumica dërrmuese e autorëve ishin duke vepruar si përgjigje ndaj ndërhyrjes ushtarake amerikane në Lindjen e Mesme dhe jo për motivim fetar ose ideologjik.

Arsyet ndryshojnë nga një ndjenjë e aventurës deri në radikalizëm, por ndeshja me një ndërhyrje të huaj shpesh është e lartë në listë. Cituar nga Zakaria ishte Andrew Bacevich, i cili vuri në dukje se "përpara Sirisë, Uashingtoni kishte nisur ndërhyrje në 13 vende të botës islamike që nga viti 1980. Vallë a do të ketë një mashtrim më të vërtetë?»

Bota ka qenë dëshmitare e krimeve të tmerrshme edhe nga kryekomandantët, baronët e drogës dhe krijuesit e dëmeve në Siri, Irak, Afganistan, Nigeri, Somali dhe të tjerë. Të përfshirë në to janë, natyrisht, ata që terrorizojnë njerëz të pafajshëm, duke kryer krime kundër njerëzimit në emër të kalifatit ose ndonjë emri tjetër. Këta janë armiqtë e Islamit dhe paqes, shkatërrues të jetës së njerëzve, që nuk kanë të drejtë të përdorin emrin e Islamit në bashkëpunim me krimet e tyre të urryera. Drejtësia duhet të shërbehet, e vërteta të zbulohet dhe të thuhet, përmes një procesi të rregullt ligjor, sa më shumë që të jetë e mundur, ose të jepet amnisti me shpresën për një fund paqësor të armiqësive. Vetëm atëherë mund të rritet një perspektivë realiste për një të ardhme paqësore për individët dhe komunitetet e prekura.

*Përshtati: Haki SAHITAJ*

*(M. Hashim Kemali është themelues i Kryesisë së Institutit Ndërkombëtar të Studimeve të Avancuara Islame (IAIS) në Malajzi).*

*Burimi: https://www.nst.com.my/news/211077/02/2017/religion-not-root-cause-conflicts*

Prof. Dr. Hüseyin Peker

# Motivacioni i besimit fetar (1)

Pse besojnë njerëzit? Pse besojnë njerëzit në një fuqi më të fortë se vetvetja, në një fuqi mbinatyrore a supreme, sepse e njohin atë dhe tregohen besnikë ndaj asaj fuqie, apo sepse adhurojnë atë fuqi? Pse disa njerëz i kushtohen plotësisht fesë dhe përpiqen të përmbushin të gjitha urdhrat e Allahut në nivelin më të lartë, kurse disa të tjerë besimin në Allahun e perceptojnë si një iluzion dhe besojnë se nuk ekziston një Krijesë (Subjekt) e tillë?

Janë duke u bërë përpjekje në shumë fusha shkencore për t'iu përgjigjur këtyre pyetjeve, pra rreth motivimit të besimeve fetare, emocioneve, intelektit dhe mbi tiparin sociokulturor të njerëzve brenda këtij kuadri. Ne do të përpiqemi që këtu të identifikojmë dhe të shpjegojmë disa nga faktorët kryesorë që ndikojnë *në besimin e njeriut në Zotin* Fuqiplotë.

## Disa nga faktorët ndikues për të besuar në Zot dhe fe

Njeriu është një krijesë që posedon veçori biologjike, psikosociologjike dhe kulturore.Të shumtën këto veçori kanë efekte të dukshme dhe paksa të përziera. Shumë efekte janë të ndërthurura në çështjen e besimit në Zotin dhe *në* drejtimin e fesë, por këto efekte mund të ndryshojnë nga një person tek tjetri, prandaj do të mundohemi t'i përmendimdhe t'i shpjegojmë disa faktorë që janë më kryesorët.

## Imitim apo mësuarje nga modeli

Njeriu është krijesë sociale. Jeton brenda një komuniteti. Ai ndien nevojën për të tjerët dhe nga ata mëson shumë gjëra. Për arsye se lind në prani të prindërve, çdo fëmijë që rritet dhe zhvillohet, ka nevojë për prindër ose, të paktën, ka nevojë për t'u rritur. Nëse shikojmë nga këndvështrimi i fëmijëve, vërejmë se familja është një institucion në të cilën fëmijët janë nën përkujdesjen e saj, sidomos në zhvillimin fizik dhe në aspektin e edukimit. Pra, fëmijët në mesin familjar zhvillohen nga aspekti fizik dhe ai moral, ata po ashtu janë edhe nën ndikimin socikulturor, kështu që fëmijët nga familja dhe rrethi përfitojnë edhe formimin e tyre fetar.

të tyre. Prandaj mund të themi se mënyra e të besuarit dhe forma e sasia e të praktikuarit të parimeve fetare, kanë influencën më të madhe në karakteristikat fetare te fëmijët dhe sidomos në formimin e personalitetit të tyre fetar. Hulumtimet e bëra kanë treguar se prindërit janë faktorët kryesorë në edukimin dhe formimin e besimit fetar te fëmijët. Shembull: Një hulumtim që është bërë me 800 nxënës të shkollave të larta në Australi, ka dhënë rezultatin se faktorët kryesorë në formimin e besimit janë:

| *Faktorët* | *Katolikë* | *Anglikanë* | *Çifutë* |
|---|---|---|---|
| *1. Prindërit* | *%55* | *%39* | *%51* |
| *2. Shoqëria* | *%11* | *%24* | *%12* |
| *3. Zyrtarët e Kishës (udhëheqësit fetarë)* | *%8* | *%17* | *%6* |
| *4. Mësuesit* | *%16* | *%10* | *%6* |
| *5. Miqësia* | *%6* | *%5* | *%18* |

Periudha fëmijërore ndërmjet 2 deri 6 vjeç është periudha kur imitimi është në shkallën më të lartë, kështu që gjatë kësaj periudhe prindërit përbëjnë modelin kryesor për fëmijët e tyre. Fjalët dhe sjelljet e tyre fetare imitohen nga ana e *fëmijëve.*

Tashmë shumica e prindërve mundohen t'ua shpjegojnë fëmijëve që besimin dhe adhurimet t'i praktikojnë në formën më të mirë. Kështu, me kalimin e kohës, fëmijët do të fillojnë që edhe në vepra të shprehin dhe praktikojnë besimin dhe sjelljet fetare të prindërve

Kjo tablo na tregon se tek të gjitha grupet e nxënësve bindjet fetare të nënës dhe babait janë më shumë efektive sesa të faktorëve të tjerë. Edhe pse fëmijët më vonë, për nga aspekti i inteligjencës, zhvillohen më shumë dhe janë nën ndikimn e faktorëve të tjerë të mjedisit (disa prej tyre bëjnë kritika, ndërrojnë besimin ose nuk e pranojnë fare besimin e prindërve), prapëseprapë shumica prej tyre jetën e vazhdojnë duke qenë të lidhur ngushtë me principet fetare që kanë mësuar nga prindërit e tyre.

## Dobësia dhe pafuqia

Njeriu është i fortë edhe i dobët, sipas vendit dhe rrethit ku jeton. Në kohën e lindjes ai është shumë i dobët, por, edhe pse me kalimin e kohës shumë gjëra mund t'i kryejë me fuqinë e tij personale, megjithatë ai do të hasë në vështirësi për përballimin e të cilave nuk do t'i mjaftojë ajo fuqi. P.sh. sëmundjet, aksidentet e trafikut, tërmetet, fatkeqësitë vrasëse, vdekja etj..Ja, pra, dobësia dhe pafuqia e njeriut e detyron atë që ta sigurojë veten nga rreziqet e lartpërmendura, pra e ndjen të nevojshme që të struket në mbrojtje të një Superfuqie të pafund.

Zija Dalat jep këtë shembull: "Jeni duke parë një nënë, djali i së cilës ndodhet në shtratin e vdekjes dhe asnjë doktor nuk mund ta ndihmojë. Atë po e varrosni në varrin e errët, ku nuk depërton as drita dhe era më e vogël, kurse dikur ajo nënë këtë fëmijë e mbronte edhe nga gjërat më të vogla. Pastaj uleni pranë dhe pyetni: Ku shkoi ai? U zhduk? Dhe mendoni se ç'u bë me të. Tash ju është kujtuar se fuqia e njeriut, pasuria tokësore, paratë, hamamet, pallatet, vendet e punës janë shumë të dobëta përballë jetës që vazhdon dhe sidomos përballë vdekjes, e cila vjen shumë shpejt. Prandaj ju duhet gjithsesi të gjeni një superfuqi mbinatyrore, që do t'ju ngushëllojë në netët me vaj, pa gjumë e pa shpresë. Dhe do të filloni të mendoni për Kadanë dhe Kaderin ose mbi një fuqi filozofike mbinatyrore. Shembulli tjetër: Një despot tashmë është afruar drejt jush. Dhe po jua grabit pasurinë e vetme që posedoni. E ju keni të drejtë ta zotëroni atë pasuri. Por ai është mashtrues dhe i fuqishëm. Jeni ankuar në gjykata dhe keni konsultuar avokatë të ndryshëm. Por nuk ia keni dalë të merrni të drejtën tuaj. Dhe kështu, ose do të uleni dhe do t'i luteni Allahut me një bindje shumë të fortë, ose jetën do ta vazhdoni me ndonjë mendim filozofik, i cili ndoshta do t'ju ngushëllojë pak.

Sipas Frojdit (Freud) dhe Marksit (Marx), feja është ikje nga realiteti dhe një mjet kompensimi. Frojdi thotë se feja është një produkt i dobësisë se njeriut ndaj shoqërisë njerëzore dhe natyrës. Ai vazhdon të thotë se shoqëria e pengon një pjesë të rëndësishme të dëshirave instinktive të njeriut. Gjithashtu edhe fuqitë mbinatyrore pengojnë një pjesë të rëndësishme të dëshirave dhe veprave të tij. Kur e kupton njeriu se nuk mund t'u bëjë ballë natyrës dhe shoqërisë, ai ndien një frikë të madhe dhe në mendjen e tij krijon një realitet mbi Perëndinë. Simbas Frojdit ky është iluzioni që njeriun e kthen në periudhën e fëmijërisë. Kur njeriu arrin të mos i kontrollojë rreziqet që vijnë nga jashtë apo nga brenda, dhe të ballafaqohet me to, atij i kujtohet një provë që ka përjetuar gjatë fëmijërisë dhe i kthehet asaj. Përvoja në fjalë tregon që fëmija e beson që babai i tij ka një fuqi mbinatyrore, u nënshtrohet urdhrave dhe ndalesave të tij, shpreson se do ta fitojë dashurinë etij, dhe veten do ta ndiejë më të sigurt pranë tij.

Edhe Marksi mendon se vetëm privimi ekonomik dhe kushtet e dobëta financiare, e detyrojnë njeriun të strehohet tek feja. Sipas tij, feja për njerëzit është (Afjon) opium. Pra njerëzit që janë të privuar në aspektin ekonomik, janë të dehur, prandaj dhe me ndihmën e fesë ata humbin reaksionet që kanë. Sipas një hulumtimi të bërë, është konstatuar se njerëzit bëjnë lutje më së shumti kur hasin në ndonjë pengesë gjatë jetës.

Sipas Vergotes, momentet e rrezikshme njeriun e lidhin me Zotin._Edhe në Kur'anin famëlartë është cekur se njeriu gjatë momenteve të vështira më shumë i lutet Allahut, kurse pas kalimit të atyre vështirësive, ai E harron Allahun (Shih: Ez-Zumer, 49 dhe Junus,12), prandaj do të ishte më mirë që në çdo moment ta kujtojmë dhe ta falënderojmë Zotin e botëve. Kur njeriu gjatë jetës së tij ballafaqohet me pengesa dhe vështirësi të pamposhtshme, duke iu drejtuar fesë, mbështetet tek Allahu dhe gjen ngushëllim e optimizëm, kështu pra besimi është fenomen inkurajues. Mirëpo duhet të dimë se dobësia apo pafuqia njeriun e shpie drejt fesë vetëm për një çast. Nëse feja nuk ka mbështetje të brendshme (emocione) dhe mendore, ky kthim nuk është i përhershëm, siç u tha më lart në Kuranin famëlartë, kur të kalojnë çastet e rrezikut, njeriu përsëri E harron Allahun xh.sh.. Ka raste kur disa pengesa ose dobësi tek disa njerëz ndikojnë në mënyrë negative dhe bëhen faktorë kryesorë që e largojnë atë nga besimi, e fusin në rrugën që të mohojë ekzistimin e Allahut xh.sh..

## Nevoja e orientimit apo lidhjes në Një Entitet (Krijues)

Erik From (Erich Fromm) thotë se te çdo njeri ka një sistem të orientimit dhe lidhjes. Ky sistem është shumë i fuqishëm dhe është pjesë e të ekzistuarit. Nuk ka burim më të fortë të energjisë tek njeriu se ky burim. Feja është një nevojë universale pasi njeriun e orienton në këtë drejtim. Njeriu ka nevojë të orientohet dhe të drejtohet ndaj një qëllimi, prandaj ndien një nevojë shpirtërore. Ai mund të adhurojë një kafshë, pemë, idhull i bërë nga guri ose druri, Zotin e padukshëm, ndonjë person që ka dukuri të shejtanit, komb, paraardhës, parti, klasë, paranë apo suksesin.

Sipas Fromit, për t'i shpëtuar adhurimit të një qenieje më të ulët (siç janë idhulli, kafsha, njeriu etj.),individi gjithsesi duhet të miratojë dhe të lidhet ngushtë me një religjion që ka nivel më të lartë._Lidhja apo orientimi ndaj një krijese, e cila është më e fortë se krijesat e tjera, njeriut i jep një besim për dëshirat, iluzionet dhe ëndrrat. Gjithashtu kjo ndjenjë e fesë atij mund t'ia reduktojë shqetësimet, ankthin dhe pesimizmin në jetë.

*Përktheu Mr. Feim D. Gashi*

# Hatim al-Asamm Njeriu i ditur

Në atë që quhet "Libri i dijes" nga vepra "Ringjallja e dijeve të dinit" të Ebu Hamid El Gazaliut, një ndër preokupimet kryesore të autorit është të definojë dijen dhe ta ilustrojë sa më detajisht e qartë atë definicion si një ndër mësimet kryesore për t'u marrë nga ai lexim.

Në çastin kur Gazaliu jep një definicion të shkurtë të dijes si "njohje e Zotit, shenjave dhe veprave të Tij për robërit e Tij dhe krijesat", ai poashtu tregon se si në kohën e tij ai definicion kishte ndryshuar dhe përdorej për ata që angazhoheshin me debate të ekzagjeruara, dispozita dhe opinione fikhu. Në fakt, një pjesë bukur e mirë i përkushtohet kritikës që Ebu Hamidi u bën të tillëve duke thëne se "ky definicion ka qenë shkatërrimtar për shumë ndjekës të dijes".

Për Gazaliun, njeri i ditur është një i tillë si Hatim al-Asam. Në një pjesë të librit kushtuar Asamit, Gazaliu shkruan: "Është e përshtatshme që të mësuarit të jetë i natyrës së tillë siç është përshkruar nga Hatim al Asam, i cili ishte nxënës i Shakik al Belhi r.a. Kur Shakiku e pyeti: "Për sa kohë ke qenë nxënësi im?", Hatimi i përgjigjet, "tridhjetë e tri vjet". Shakiku e pyet përsëri, "çfarë ke mësuar nga unë në gjithë këtë kohë?" Hatim i tregon "tetë çështje". I befasuar me ketë Shakiku e pyet, "me të vërtetë të Allahut jemi dhe tek Ai do kthehemi. E gjithë jeta ime ka shkuar me ty dhe ke mësuar vetëm tetë çështje?" Hatimi ia ktheu, 'Mësues vetëm këto i kam mësuar dhe nuk jam duke gënjyer", e ai tha, "atëherë mi trego!".

*E para:* Fillimisht vëzhgova njerëzit dhe pashë që të gjithë kishin një gjë që e donin dhe ishin bashkë deri me të hyrë në varr. Me të arritur varrin ndaheshin. Unë i bëra veprat e mira të dashura, ashtu që kur të hyj në varr ato do të jenë me mua.

"Bëre mirë" Shakiku i tha, "po e dyta?"

*E dyta:* "Mendova për fjalët e Zotit, "E kush iu frikësua paraqitjes para Zotit të vet dhe ndaloi veten prej epsheve, xhenneti është vendi i tij." (79: 40-41). E dija që fjalët



e Tij ishin të vërteta, dhe fillova të mundohem me shpirt, duke ndaluar ndjekjen e pasioneve, deri sa u vendos në dëgjueshmëri të Zotit dhe u dorëzua.

*E treta:* I vëzhgova njerëzit dhe pashë që kushdo që kishte diçka të vlefshme dhe të dashur për ta, e lartësonte dhe e mbronte atë. Pastaj mendova për fjalët e Zotit, "Ajo që e keni pranë vetes është e përkohshme, kurse ajo që është te Allahu është e përjetshme." (16:96), kështu, kur diç e dashur dhe e vlefshme për mua vinte te unë, unë e ktheja te Zoti dhe ia besoja Atij.

*E katërta:* "I vëzhgova njerëzit dhe pashë secilin të varur nga pasuria e tij, statusi shoqëror, fisnikëria, miqtë e familjarët. Mendova me kujdes dhe arrita të kuptoj që asgjë prej tyre s'kishte vlerë, pastaj mendova për fjalët e Zotit, "Më të lavdërueshmit të Zoti janë ata më të devotshmit ndër ju" (49: 13), kështu u mundova të arrij devotshmëri, në mënyre që të arrija të isha i lartë ne vështrimin e Zotit.

*E pesta:* Vëzhgova njerëzit dhe pashë disa prej tyre duke fajësuar dhe disa duke shpifur për të tjerët, të gjitha për shkak të lakmisë (për pasuri, famë dhe dije). Pastaj mendova për fjalët e Zotit, "Ne, furnizimin e jetës në këtë botë e kemi ndarë." (43:32). Kështu braktisa lakminë dhe shmanga së frekuentuari turmat e njerëzve. Pastaj, duke ditur që furnizimi në këtë botë është i Zotit, unë braktisa urrejtjen ndaj tyre.

*E gjashta:* Vëzhgova njerëzit, disa prej tyre trajtonin njëri-tjetrin padrejtësisht, disa prej tyre luftonin me të tjerët. Unë gjeta mbështetje në fjalët e Zotit, "djalli është armik juaji, pra edhe ju konsiderojeni armik." (35:6). Pra, unë e konsiderova atë për armikun tim të vetëm, dhe u mundova të marr çdo masë të nevojshme kundër tij; Zoti dëshmoi që djalli është armik imi dhe unë braktisa armiqësinë për të gjitha krijesat pos tij.

*E shtata:* Vëzhgova njerëzit dhe pashë që të gjithë mundoheshin me zell për ca kore buke në këtë botë, duke poshtëruar vetveten dhe duke rënë në vepra të ndaluara. Pastaj konsiderova me kujdes fjalët e Zotit,"S'ka asnjë gjallesë në Tokë, që Zoti të mos ia ketë caktuar furnizimin" (11:6). Unë e dija që isha një prej krijesave që Zoti u kishte garantuar furnizimin, kështu që angazhova veten me çka i kisha borxh Atij dhe braktisa çka Ai më kishte borxh mua.

*E teta:* "Vëzhgova njerëzit dhe pashë që të gjithë vendosnin besimin dhe mbështeteshin në qeniet e krijuara; njëri në tokën dhe pronën e tij, tjetri në biznesin e tij, tjetri në tregtinë e zanatin e tij dhe tjetri në mirëqenien e tij fizike. Qeniet e krijuara i zinin besë dhe u mbështeteshin qenieve të tjera të krijuara sikur ata. Atëherë, unë u ktheva te fjala e Zotit ku Ai thotë, "kushdo që mbështetet te Allahu, Ai i mjafton atij" (65:3), kështu unë u mbështeta në Zotin dhe Ai më mjafton mua.

Me të dëgjuar, Shakiku i tha. "O Hatim, Zoti të dhëntë sukses! Kam menduar rreth Torës, Ungjillit, Psalmeve dhe Kuranit dhe kam konstatuar që e gjithë e mira dhe dobia e dinit rrotullohet rreth këtyre tetë mësimeve; kushdo që shërbehet me to, me të vërtetë është shërbyer nga esenca e katër librave".

*Punoi: Aishe Gashi*



# “Muhamedi në Bibël”, sipas Xhemal Bedeviut

Zoti bën thirrje që për nder të profetit të cekur më lart, shkretëtira dhe qytetet “të lartësojnë zërin e tyre, bashkë me fshatrat në të cilat banojnë ata të Kedarit”.




“Muhamedi në Bibël”, i autorit Xhemal Bedeviu ka gjithsej 44 faqe, brenda të cilave spikaten përpjekjet e autorit për të hedhur dritë mbi profetësitë biblike për ardhjen e Muhamedit a.s., profetësi që autori në fjalë i vë re më së shumti në kapitullin 42 të Isaias. Sipas Xhemal Bedeviut, pikërisht, në këtë kapitull, Zoti bën thirrje që për nder të profetit të cekur më lart, shkretëtira dhe qytetet“të lartësojnë zërin e tyre, bashkë me fshatrat në të cilat banojnë ata të Kedarit”[1].

Kedari ishte djali i dytë i Ismailit, pasardhës i të cilit ishte edhe Muhamedi a.s. Përveç kësaj, sipas Bedeviut, Muhamedi a.s. ishte pasardhës edhe i Jeses, të cilin“e mori në familje Ismaili, nga familja e të cilit erdhi edhe burrështetasi, gjykatësi”[2], e profeti Muhamed, “islamin e të cilit e pranuan edhe armiqtë e tij”[3], e për të cilin paraprakisht kishte profetizuar edhe Jezusi apo Isai alejhisselam ashtu siç vihet re në Kuranin famëlartë, në të cilin Isa alejhisselam thotë:“unë jam i dërguari i Allahut tek ju, për t’ju vërtetuar Tevratin e shpallur para meje dhe për t’ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed, që do të vijë pas meje. Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: “kjo është magji e hapur!” (Es Saff, 6).

Sipas Bedeviut, i cili e citon edhe Biblën, profeti në ardhje nuk do të jetë një izraelit, por një i dërguar të cilit Zoti do t’i japë pushtet që popullin e verbër ta shpjerë “rrugëve, nëpër të cilat nuk ka udhëtuar kurrë”[4]. Në këtë kontekst, Zoti thotë se profeti në fjalë “do ta shndërrojë errësirën e tyre në dritë dhe do ta rrafshojë para tyre krahinën kodrinore. Këto janë premtimet e mia, dhe unë do t’i mbaj patjetër”[5], betohet Zoti i plotfuqishëm, i Cili më tutje thotë se ky profet do t’i bëjë “të verbrit të ecin nëpër një rrugë që ata nuk e njihnin dhe do t’i çojë nëpër shtigje të panjohura; do të ndryshojë para tyre terrin në dritë dhe vendet dredha-dredha në fushë. Këto gjëra do të bëjë për ta dhe nuk do t’i braktisë”[6], ashtu siç nuk do ta braktisë Zoti i madhërueshëm Muhamedin, të cilitdo t’ia përcaktojë rrugën që duhet ndjekur dhe mesazhet që duhen përçuar jo vetëm te bashkëkohësit e tij, por edhe tek ata që do të vijnë pas tij. Në këtë kontekst, Muhamedin alejhisselam, si një profet “bashkëkohor i paralajmëruar, pas të cilit nuk do të ketë ndonjë tjetër”[7], Zoti e urdhëron që bashkëkohësve dhe pasardhësve të tij t’ua bëjë të qartë faktin që ata duhet të jetojnë në frymën islame.

Me të jetuarit në frymën islame nënkuptohet fillimisht të dëshmuarit se ekziston vetëm një Zot dhe se Muhamedi është i dërguari i tij. Përveç kësaj, me këtë nënkuptohet edhe të zbatuarit e dispozitave të tjera që ekzistojnë në Islam e të cilat Muhamedi alejhisselam i zbatoi me besnikëri dhe urtësi deri në frymën e tij të fundit. Mbase, pikërisht urtësia, besnikëria, devotshmëria, nënshtrimi ndaj urdhrave të Zotit dhe të qenët në shërbim të së mirës njerëzore, duke e realizuar në këtë mënyrë vullnetin e Zotit, ishin “specifikat”[8] apo veçantitë që e bënin të dallueshëm nga të tjerët Pejgamberin, Muhamedin alejhisselam. Prandaj, ai me të drejtë konsiderohej si një “shërbëtor i Zotit, për shkak të shpirtit të tij të mrekullueshëm”[9], të cilit iu zbrit edhe një libër i mrekullueshëm nga Zoti fuqiplotë, siç ishte Kurani, dhe ndryshe nga Bibla që sipas Xhemal Bedeviut pësoi ndryshime për arsye se në tekstin origjinal të saj u futën elemente shtesë dhe se kjo “është një çështje që e pranojnë shumë dijetarë besimtarë të hershëm të krishterë, kontribuues në interpretimin e Biblës”[10], për librin që iu shpall Pejgamberit Muhamed, Xhemal Bedeviu thotë se“nuk është dëgjuar për ndonjë libër tjetër pas Kuranit të ketë pasur një ndikim të tillë të madh në tërë botën” [11], prandaj, si përfundim mund të themi se ai do të mbetet përherë një pasqyrë e vlerave universale të Islamit, ardhja e të cilit shënoi një kthesë të madhe dhe të rëndësishme në historinë e mbarë njerëzimit sepse ai u bë dritë për njerëzit në këtë botë dhe në botën tjetër e në veçanti për miliona myslimanë anembanë botës.

*Përgatiti: Atdhe Ibrahimi*
*Master i Shkencave Filologjike*

*1. Bibla me shënime, Versioni ECM i rishikuar 2016 © dr Stephen Etches, (Isaia: 42:11), fq. 363. 2. Jamal Badawi, “Muhammad in the Bible”, fq.24. Marrë nga http: scanislam.com/other-faiths/muhammad-in-the-bible/. 3. Po aty, fq.40. 4. Bibla me shënime,Versioni ECM i rishikuar 2016 © dr Stephen Etches,( Isaia: 42:16),fq. 363. 5. Po aty. 6. Po aty. 7. Jamal Badawi, “Muhammad in the Bible”, fq. 40. Marrë nga http: scanislam.com/other-faiths/muhammad-in-the-bible/. 8. Po aty, fq.35. 9. Po aty.fq. 35. 10. Po aty, fq. 14. 11. Po aty, fq 38.*

## Myftiu Tërnava vizitoi kryetarin Spahiu

*Prishtinë, 5 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava me bashkëpuntorë vizitoi kryetarin e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, H. Bujar Spahiun. Myftiu Tërnava e uroi Kryetarin Spahiu për zgjedhjen e tij në krye të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë dhe i shprehu atij gatishmërinë e institucionit që ai përfaqëson për ta vazhduar më tej frymën e mirë të bashkëpunimit në shërbim të fesë islame. Nga ana e tij, kryetari i KMSH-së, z. Spahiu, pasi i falënderoi të pranishmit për vizitën dhe urimet, i siguroi ata se, nën drejtimin e tij, Komuniteti Mysliman i Shqipërisë do të jetë gjithmonë pranë besimtarëve myslimanë shqiptarë që jetojnë përtej kufijve. Po ashtu ai nënvizoi se marrëdhënia e mirë që i ka karakterizuar deri më sot të dy bashkësitë do të konkretizohet më tej në fusha të ndryshme me interes të përbashkët. Bashkëbisedimi ndërmjet tyre u përqendrua në marrëdhënien dhe bashkëpunimet e deritanishme ndërmjet dy institucioneve. Më tej ata u fokusuan në aktualitetin e besimtarëve myslimanë brenda dhe jashtë kufijve të trojeve Shqiptare. Pjesë e diskutimeve të tyre u bënë edhe zhvillimet sociale, kulturore dhe humanitare të të dy vendeve. *(R.S).*



## Myftiu Tërnava priti në takim deputetin Berisha

*Prishtinë, 10 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti në takim një delegacion nga Partia Liberale Egjiptiane (PLE), të kryesuar nga deputeti Veton Berisha.

Myftiu Tërnava pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, i njohu ata me punën e BIRK-ut dhe organizimin e jetës fetare në Kosovë. Myftiu shprehu mirënjohje për komunitetin egjiptian, i cili ka dhënë një kontribut të çmuar në ndërtimin e bashkëjetesës dhe harmonisë ndëretnike, e cila i bën nder sot vendit tonë në botë. Myftiu po ashtu tha se bashkëpunimi me komunitetet në Kosovë është shumë i mirë. “Është fakt se si çdo komunitet tjetër, edhe egjiptianët e Kosovës ballafaqohen sot me sfida e probleme të ngjashme”, tha ndër të tjerash Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, deputeti Veton Berisha, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen, duke theksuar se komuniteti egjiptian ka pasur mbështetjen e Myftiut Tërnava në sfidat me të cilat ballafaqohet ky komunitet. Sipas tij, Kosova mbetet një vend ku respektohen komunitetet pakicë. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava takoi imamët e Vitisë, Kamenicës dhe të Gjilanit

*Prishtinë, 11 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me një pjesë të kabinetit të tij, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Vitisë, atë të Kamenicës dhe atë të Gjilanit, në kuadër të takimeve rajonale me administratën dhe imamët e këshillave të BI-së. Në pritje të Myftiut Tërnava në Viti ishte kryetari i KBI-së së Vitisë Hysamedin ef.Hoxha, në Kamenicë Bejtullah ef.Hashani dhe në Gjilan Naim ef. Aliu, të cilët e njohën me zhvillimet dhe punën që po bënin këshillat përkatës.



Myftiu Tërnava shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre. Ai poashtu ka përgëzuar administratën dhe imamët pë punën dhe në të njëjtën kohë kërkoi nga të gjithë imamët që gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve, pra në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare.



Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. Ai tërhoqi vërejtjen që gjatë fjalimeve që ata mbajnë të jenë të matur e të kujdesshëm, dhe të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre po sipas porosive të Krijuesit, pra me urtësi dhe këshilla të mira. Suksesi juaj na gëzon edhe ne dhe të mundohemi që të jemi më afër xhematit, tha Myftiu. Më pas të gjithë drejtorët folën për aktivitetet e tyre dhe njëherësh kërkuan nga imamët që të shtojnë edhe më angazhimet e tyre për një të ardhme më të mirë të BIRK-ut. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava priti në takim zëvendëskryeministrin Hoxhaj



*Prishtinë, 12 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim zëvendëskryeministrin e Republikës së Kosovës, z. Enver Hoxhajn, i cili shoqërohej nga ish-ambasadori i Kosovës në Mbretërinë e Arabisë Saudite,dr. Rexhep Boja. Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me punët dhe zhvillimet e Bashkësisë Islame të Kosovës, si dhe me kontributin e BIRK-ut për një mirëqenie me të mirë të qytetarëve të Kosovës. Nga ana e tij, zv.kryeministri Hoxhaj, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe për angazhimin e tij dhe të institucionit që ai drejton për të mirën e qytetarëve. Në këtë takim, Myftiu Tërnava dhe zv.kryeministri Hoxhaj, diskutuan edhe për zhvillimet e fundit dhe për gjendjen në vend.*(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti në takim shefin e misionit të UNHCR-së



*Prishtinë, 15 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti në takim shefin e misionit të UNHCR-së, z. Erol Arduç. Myftiu Tërnava fillimisht e falënderoi z. Arduç për vizitën, më pas e njohu atë me punët dhe angazhimet e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu Tërnava shprehu gatishmërinë për bashkëpunim me UNHCR-in, për afrimin e komuniteteve dhe për rehabilitimin e të kthyerve dhe të zhvendosurve. Nga ana e tij, z. Arduç, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, si dhe e përgëzoi atë dhe institucionin që ai drejton për punën dhe angazhimin e tyre për mirëqenien e të gjitha komuniteteve në Kosovë.(R.S).

# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Gjilanit Lutfi Haziri

*Prishtinë, 15 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim kryetarin e komunës së Gjilanit z.Lutfi Haziri dhe kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit, Naim ef.Aliun.

Pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, Myftiu Tërnava e njohu kryetarin Haziri me punën dhe angazhimin e BIRK-ut që po



bën në të mirë të qytetarëve dhe me kontributin që po jep ky institucion që Kosova të jetë sa më e qetë dhe e sigurt, si dhe falënderoi kryetarin për punën dhe për bashkëpunimin konstruktiv që ka me KBI-në e Gjilanit.

Nga ana e tij, kryetari i Gjilanit z. Lutfi Haziri falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, duke çmuar dhe vlerësuar si shumë të mira marrëdhëniet që ka Komuna e Gjilanit me BIRK-un në shtyrjen përpara të proceseve zhvillimore të vendit si dhe çmoi lart kontributin dhe angazhimin e tij dhe të Kryesisë së BIRK-ut në të mirë të vendit, për mirëqenien si dhe përbashkëjetesën dhe për harmonin ndërfetare që ka vendi ynë. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava takoi imamët e Skënderajt, të Mitrovicës dhe të Vushtrrisë

*Prishtinë, 16 prill 2019*

Kryetari i BIK-ut, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me një pjesë të kabinetit të tij, vizitoi KBI-në të Skenderajt, Mitrovicës dhe atë të Vushtrrisë, në kuadër të takimeve rajonale me administratën dhe imamët e këshillave të BI-së. Në pritje të Myftiut Tërnava në Skënderaj ishte kryetari i KBI-së në Skënderaj Nexhmi ef.Maksuti, në KBI të Mitrovicës Irfan ef.Krasniqi dhe në Vushtrri Shemsi ef.Rrahimi, të cilët e njohën Myftiun me zhvillimet dhe punën që po bëhet në këta këshilla. Myftiu Tërnava shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre. Në takime, përveç të tjerash, temë bisede ishin veprimtaria e këtyre këshillave, raportet Këshill-imam dhe anasjelltas, veprimtaria dhe aktivitetet fetare, çështja e organizimit të Haxhit dhe Umres, çështja e pronave vakëfnore etj.







Ai poashtu kërkoi nga të gjithë imamët që gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve, pra në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare. Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. Ai tërhoqi vërejtjen që gjatë fjalimeve që ata mbajnë të jenë të matur e të kujdesshëm, dhe të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre po sipas porosive të Krijuesit, pra me urtësi dhe këshilla të mira. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava takoi imamët e Prizrenit, të Dragashit dhe të Suharekës

*Prishtinë, 16 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me një pjesë të kabinetit të tij, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, Dragashit dhe atë të Suharekës, në kuadër të takimeve rajonale me administratën dhe imamët e këshillave të BI-së. Në pritje të Myftiut Tërnava në Prizren ishte kryetari i KBI-së, Besim ef.Berisha, në KBI të Dragashit Osman Sadiku dhe në Suharek Halim Shehu, të cilët e njohën Myftiun me zhvillimet dhe punën që po bëhet në këta këshilla.

Në takime, përveç të tjerash, temë bisede ishin veprimtaria e këtyre këshillave, raportet Këshill-imam dhe anasjelltas, veprimtaria dhe aktivitetet fetare, çështja e organizimit të Haxhit dhe Umres, çështja e pronave vakëfnore etj. Myftiu Tërnava më tutje shprehi falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre. Ai poashtu ka përgëzuar administratën dhe imamët pë punën dhe në të njëjtën kohë kërkoi nga të gjithë imamët që gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve, pra në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare.

Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. Ai tërhoqi vërejtjen që gjatë fjalimeve që ata mbajnë të jenë të matur e të kujdesshëm, dhe të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre po sipas porosive të Krijuesit, pra me urtësi dhe këshilla të mira. Një prej çështjeve që u diskutua ishte edhe largimi i të rinjve nga Kosova. Myftiu Tërnava tha se ky është një shqetësim serioz, andaj ne si Bashkësi Islame, por edhe institucionet shtetërore, duhet bashkërisht të veprojmë, që ta përmirësojmë gjendjen dhe ta ndalojmë këtë ikje marramendëse nga Kosova. *(R.S).*







# Promovohet vepra “Ilmihal i zgjeruar”

*Prishtinë, 17 prill 2019*

Në amfiteatrin e Fakultetit të Studimeve Islame u promovua vepra “Ilmihal i zgjeruar” i autorëve; Ali Zajmi, Resul Rexhepi dhe Jusuf Zimeri, e cila është përgatitur, mbikëqyrur e realizuar nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës (BIRK), Komuniteti Mysliman Shqiptar (KMSH) dhe Bashkësia Fetare Islame e Republikës së Maqedonisë së Veriut (BFI e RMV-së).

Në këtë eveniment mori pjesë kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, kryetari i KMSH-së, Bujar ef.Spahiu, reisi i BFI të RMV-së, Sulejman ef. Rexhepi, përfaqësues nga bashkësitë islame shqiptare nga Zvicra dhe Gjermania, përfaqësues të këshillave të BI-së së Kosovës, dashamirës të fjalës së shkruar, profesorë, përfaqësues të jetës politike, kulturore, studiues shkencorë etj. Fjalë përshëndetëse mbajtën Myftiu Naim ef.Tërnava, kryetari i KMSH-së, Bujar ef.Spahiu, reisi i BFI të RMV-së, Sulejman ef. Rexhepi.Fjalë promovuese mbajti kryeimami i BIRK-ut Sabri ef. Bajgora, kurse fjalë falënderuese mbajti Resul ef Rexhepi.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava mes të tjerash tha:”… kam kënaqësinë që sot, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve dhe organeve të saj, si dhe në emrin tim personal, t’ju përshëndes e t’ju shpreh mirëseardhje në këtë aktivitet tonin, i cili organizohet në vigjilje të muajit të madhruar të Ramazanit, organizim ky që për sebep ka daljen në dritë të veprës “Ilmihal i zgjeruar”, projekt ky i ideuar, i realizuar e i finalizuar nga tri bashkësitë fetare islame shqiptare. Rëndësia e kësaj vepre të cilën po e promovojmë sot, është e veçantë, jo për faktin se tek ne kanë munguar ilmihalë e





doracakë për njohuritë bazike fetare, por si projekt dhe finalizim i përbashkët i bashkësive tona fetare, rikthen projektin e ulemasë sonë të cilët në fillet e literaturës islame në gjuhën shqipe, kur shkruanin e botonin, kishin për synim lexuesin e përbashkët të të gjitha trojeve tona, por që, siç dihet, një projekt i tillë nuk u realizuar dot për shkak të rrethanave shoqërore-politike e historike nëpër të cilat kaluam si popull dhe si vend”-theksoi Tërnava.

Më pas në fjalën e tij kryetari i KMSH-së Bujar ef. Spahiu, i cili, duke përshëndetur këtë eveniment theksoi se ky botim është një nevojë e kamotshme e botimit për Shqipërinë dhe shqiptarët, sepse për vite me radhë ka munguar një ilmihal zyrtar nga institucionet tona. Ilmihali do të jetë një pikë referimi i gjithë besimtarëve të vendeve tona si dhe do të jetë pararojë e përçimit të drejtë dhe të saktë të mesazhit hyjnor, qoftë nga ana e akaidit, dhe edukimit fetar. “boshti i përbashkët në Ilmihalin tonë të përbashkët është besimi dhe përkushtimi ndaj Zotit, dhe pikërisht këtu qëndron edhe gjithë filozofia e shpalljes hyjnore, te akaidi mbi të cilin duhet mbështetur edhe veprimtaria e besimtarit mysliman”,-theksoi përpos të tjerash kryetari Spahiu

Kurse Reisi i BFI të RMV-së, Sulejman ef. Rexhepi shprehu falënderime për tri bashkësitë fe-



tare shqiptare për këtë arritje me rëndësi fetare e kulturore ."Jam i bindur se do të shërbejë sot e shumë vite të ardhme si një orientues për të gjithë të cilët dëshirojnë të njihen me bazat e besimit islam. Një libër i këtillë që e kemi në dorë, i punuar me përkushtim dhe me zell nga autorët e respektuar, sigurisht që është një pikë e rëndësishme uji në detin apo oqeanin e pakufishëm të diturisë islame që vazhdimisht po predikohet e po pasurohet, po shpjegohet e po avancohet pikërisht nga ulemaja islame, nga dijetarët dhe intelektualët tanë", -tha mes të tjerash reisi Rexhepi.

Kryeimami Bajgora duke vlerësuar këtë punë kolosale të tri bashkësive fetare theksoi:"...Unë shpresoj se kjo punë e nisur, nuk do të jetë e fundit, dhe projektet e përbashkëta nuk do të mungojnë as në të ardhmen e afërt, madje, besoj se ato vetëm do të intensifikohen. Më saktësisht, projekti i ardhshëm kapital në lëmin e Fikhut apo Jurisprudencës islame, do të jetë botimi i veprës së mirënjohur në Fikhun Hanefi "El-Ihtijar li ta'lili-l Muhtar",vepër 4-vëllimeshe me afro 2500 faqe, e cila tashmë ka përfunduar së përkthyeri, dhe shumë shpejt, në koordinim me personat përgjegjës të redaksive respektive për botim, në kuadër të bashkësive tona fetare, do t'u nënshtrohet mekanizmave të redakturës profesionale dhe lekturës. Unë besoj se kryetarët e nderuar të bashkësive Islame shqiptare, që i kemi këtu para nesh, qysh sot do t'i japin "izën dhe bekimin" këtij projekti madhështor, i cili do të jetë një ndihmesë e jashtëzakonshme, në radhë të parë për imamët, po pse jo edhe për shtresa të ndryshme të shoqërisë sonë besimtare.

Krejt në fund, në emër të tre autorëve fjalë falënderuese foli Resul ef. Rexhepi, i cili falënderoi të gjithë ata që kanë dhënë kontribut që kjo vepër të shohë dritën e botimit, duke theksuar: "...që nga fundi i vitit 2015 na u dha ky besim që të hartojmë një Ilmihal dhe ne si autorë që atëherë i vumë vetes një qëllim dhe parim që të përgatisim një Ilmihal në një version pak më të zgjeruar nga Ilmihalët që i kishim deri më tash që besimtarët shqipfolës të kenë mundësinë që elementet themelore të fesë islame në fushën e ibadatit t'i njohin sa më lehtë dhe sa mëthjesht dhe që janë mbështetet në mësimet e shkollës juridike të medhhebit hanefi, sepse kësaj shkolle i përkasin historikisht, zyrtarisht dhe praktikisht."*(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti presidentin e Këshillit të Çështjeve Publike të Myslimanëve në Amerikë, Salam Al-Marayati

*Prishtinë, 23 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava priti në takim Presidentin e Këshillit të Çështjeve Publike të Myslimanëve në Amerikë (MPAC), z.Salam Al-Marayatin. Në këtë takim,Myftiu Tërnava, pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, i njohu ata me historinë, organizimin dhe aktivitetet e BIRK-ut, duke theksuar: ne vazhdimisht jemi përpjekur dhe kemi dëshmuar se shoqëria jonë kosovare është



shoqëri që respekton diversitetin fetar dhe kulturor. Komunitetet fetare në Kosovë jetojnë në paqe, harmoni dhe dashuri njeri me tjetrin dhe asnjëherë nuk kemi pasur problem ndërfetare.BIRK angazhohet gjithnjë për një Kosovë, ku të gjitha komunitetet fetare të jetonin në tolerancë, paqe, harmoni dhe respekt njëri me tjetrin. Myftiu po ashtu theksoi se populli i Kosovës gjithnjë do t'i jetë mirënjohës SHBA-së për kontributin që kanë dhënë populli amerikan dhe administrata amerikane në ndihmë të popullit të Kosovës, para, gjatë dhe pas luftës që po bëjnë në integrimin e vendit të tonë në mekanizmat rajonalë dhe ndërkombëtarë. Nga ana e tij, Presidentii Këshillit të Çështjeve Publike të Myslimanëve në Amerikë (MPAC), z.Salam Al-Marayati falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi angazhimin dhe kontributin e Myftiut Tërnava dhe të institucionit të BIRK-ut në të gjitha proceset nëpër të cilat ka kaluar Kosova, dhe se çmon kontributin e BIRK-ut që Kosova të jetë një vend ku të gjithë të jetojnë në tolerancë respekt dhe harmoni fetare. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava takoi imamët e Podujevës, të Obiliqit dhe të Fushë Kosovës

*Prishtinë, 24 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me një pjesë të kabinetit të tij, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Podujevës, Obiliqit dhe atë të Fushë Kosovës, në kuadër të takimeve rajonale me administratën dhe imamët e këshillave të BI-së. Në pritje të Myftiut Tërnava në Podujevë ishte kryetari i KBI, Osman ef.Kurtolli, në KBI të Obiliqit Behar ef.Mjekiqi dhe në Fushë Kosovë Pajazit ef.Tërnava, të cilët e njohën Myftiun me zhvillimet dhe punën që po bëhet në këta këshilla.

Në takime, përveç të tjerash, u bisedua edhe për veprimtarinë e këtyre këshillave, raportet Këshill-imam dhe anasjelltas, për veprimtarinë dhe aktivitetet fetare, për çështjen e organizimit të Haxhit dhe Umres, për çështjen e pronave vakëfnore etj.

Myftiu Tërnava më tutje shprehi falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre.

Një prej çështjeve që u diskutua ishte edhe largimi i të rinjve nga Kosova. Myftiu Tërnava tha se ky është një shqetësim serioz, andaj ne si Bashkësi Islame, por edhe institucionet shtetërore, duhet bashkërisht të veprojmë, që ta përmirësojmë gjendjen dhe ta ndalojmë këtë







ikje marramendëse nga Kosova. Ai poashtu ka përgëzuar administratën dhe imamët për punën dhe në të njëjtën kohë kërkoi nga të gjithë imamët që gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve, pra në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare.

Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava takoi imamët e Rahovecit

*Prishtinë, 25 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, së bashku me një pjesë të kabinetit të tij, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Rahovecit, në kuadër të takimeve rajonale me administratën dhe imamët e këshillave të BI-së. Në pritje të Myftiut Tërnava ishte kryetari i këtij këshilli z. Shani Sylka.



Në të, përveç të tjerash, u bisedua edhe për veprimtarinë e këtij këshilli, për raportet Këshill-imam dhe anasjelltas, për veprimtarinë dhe aktivitetet fetare, për çështjen e organizimit të Haxhit dhe Umres, për çështjen e pronave vakëfnore etj.

Myftiu Tërnava më tutje shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre. Një prej çështjeve që u diskutua ishte edhe largimi i të rinjve nga Kosova.

Ai poashtu ka përgëzuar administratën dhe imamët pë punën dhe në të njëjtën kohë kërkoi nga të gjithë imamët që gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve, pra në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare. (R.S).

## Myftiu Tërnava mori pjesë në Duanë e Hatmes të maturantëve të gjeneratës së 52-të në Medresenë "Alauddin"

*Prishtinë, 25 prill 2019*

Në ambientet e amfiteatrit të Medresesë, u mbajt "Duaja e Hatmes" së maturantëve, të gjeneratës së 52-të të shkollës sonë. "Duaja e Hatmes" paraqet përmbylljen e leximit të Kuranit Fisnik të nxënësve të Medresesë përgjatë tri viteve, e cila u realizua falë Zotit Fuqiplotë, fillimisht, por pastaj edhe falë punës dhe angazhimit të profesorëve të tyre të Kuranit, Bahri Simnica dhe Driton Arifi. Nxënësve, me këtë rast iu drejtua fillimisht drejtori i shkollës Jakup ef. Çunaku, i cili e quajti përmbylljen e leximit të Kuranit nga kjo gjenratë si njërin prej sukseseve më madhore të kësaj gjenerate, pos sukseseve të tjera që ishin të shumta në fusha të tjera.



Prezentë në këtë eveniment ishte edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës , Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, i cili, para nxënësve, mbajti një fjalë përgëzuese e përshëndetëse duke uruar, si dhe duke u lutur për nxënësit që Zoti t'u ndihmojë në rrugën e diturisë. Pastaj, fjalë rasti pati edhe prof. Bahri ef. Simnica, i cili shprehu krenarinë e tij që ishte profesor i një brezi kaq premtues dhe ambicioz. Programi vazhdoi edhe me disa pika artistike të përgatitura nga nxënësit, të cilat e bën atë të jetë sa madhështor, po aq edhe mbresëlënës për të gjithë prindërit dhe familjarët e nxënësve, që ishin mbledhur për të ndarë gëzimin dhe harenë me fëmijët e tyre.

Ky program u përmbyll me shpalljen e nxënësve më të dalluar në nivel të klasëve dhe të shkollës, nga paralelja e djemve këtu në Prishtinë.

*Nxënësit e dalluar në nivel klase dhe në nivel paraleleje nga djemët janë:* 10 -1 Shuajb Bardhi 10- 2 Endrit Pajaziti 10-3 Enis Fejzullahu 11 -1 Xhelil Vehapi 11-2 Muhamed Curri 12-1 Jasin Abazi 12-2 Granit Sadiku Ndërsa, Dren Lipaj nga klasa e 12-2 , u zgjodh nxënësi më i dalluar nga paralelja e djemve për vitin shkollor 2018/2019.

## Myftiu Tërnava priti në takim kryetarët e shoqatave shqiptare nga Turqia



*Prishtinë, 26 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim një delegacion të përbërë nga kryetarët e shoqatave shqiptare nga Turqia, të udhëhequr nga koordinatori i Qendrës Kulturore të Kosovës në Bursa, z.Rexhep Gyndyz. Në këtë takim, Myftiu Tërnava pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, i njohu ata me historinë, organizimin dhe aktivitetet e BIRK-ut, duke theksuar:"... vazhdimisht jemi përpjekur dhe kemi dëshmuar se shoqëria jonë kosovare është shoqëri që respekton diversitetin fetar dhe kulturor të të gjitha komuniteteve. Komunitetet fetare në Kosovë jetojnë në paqe, harmoni dhe dashuri njeri me tjetrin dhe asnjëherë nuk kemi pasur probleme ndërfetare. BIRK-u angazhohet gjithnjë për një Kosovë, ku të gjitha komunitetet fetare të jetojnë në tolerancë, paqe, harmoni dhe respekt njëri me tjetrin..."

Ai po ashtu tha se Kosova asnjëherë nuk do të harrojë mërgatën tonë kudo që të jenë e veçanërisht në Turqi, e cila ka dhënë një kontribut të madh për Kosovën në të gjitha periudhat.

Nga ana e tij, koordinatori i Qendrës Kulturore të Kosovës në Bursa, z.Rexhep Gyndyz shprehu falënderime për Myftiun Tërnava dhe BIRK-un që vazhdimisht kanë ndihmuar shqiptarët në Turqi dhe tha se angazhimi dhe përkujdesi i institucionit ët BIRK-ut asnjëherë nuk ka munguar. Në këtë delegacion kishte përfaqësues të shoqatave shqiptare që veprojnë në Turqi nga Bursa, Samsungu, Bathra, Adana, Manisa, Adana Pazari etj.

## Myftiu Tërnava vizitoi Reisin Rexhepi

*Prishtinë, 27 prill 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me një pjesë të kabinetit të tij qëndroi në selinë e Bashkësisë Fetare Islame të Republikës së Maqedonisë së Veriut, ku u prit nga Reisi Sulejman ef. Rexhepi. Me këtë



rast, Myftiu Tërnava, i ka dënuar sulmet e pashembullta të fundit që i kanë ndodhur Bashkësisë Fetare Islame të RMV dhe kreut të saj legal dhe legjitim, Reis'ul-Ulema h. Sulejman ef. Rexhepit. Mysafirët nga Kosova thanë që Bashkësia Fetare Islame e RMV-së, kreu i saj, të gjitha strukturat fetare, arsimore, kulturore etj. që janë në vartësi të saj, duhet të lihen të qeta qoftë nga institucionet e shtetit, qoftë nga personat e manipuluar nga politika ose nga grupacionet e nëndheshme, antinjerëzore dhe antifetare. Ai më tej tha se BFI-ja konform ligjeve dhe Kushtetutës së vendit, duhet të ketë lirinë e punës dhe të veprimit dhe këtë prej tyre e kërkojnë të gjithë besimtarët islamë dhe të gjithë qytetarët e ndershëm që ia duan të mirën vendit, Republikës së Maqedonisë së Veriut.

## Mbahet ligjëratë për nder të Israsë dhe Miraxhit

*Prishtinë, 02 prill 2019*

Në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit organizoi program për nder të natës së madhe të Israsë dhe Miraxhit. Në këtë program, ligjëratën kryesore e mbajti sekretari i përgjithshëm i Kryesisë Ahmet ef.Sadriu. Fillimisht të pranishmit i përshëndeti kryetari i Këshillit të Prizrenit Besim ef.Berisha, më pas një fjalë rasti mbajti edhe kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, Ajni ef.Sinani.



Në ligjëratën e tij, sekretari i përgjithshëm i Kryesisë Ahmet ef. Sadriu, duke specifikuar ndodhitë e natës së Israsë dhe Miraxhit, përmendi faktin se ky është një moment i jashtëzakonshëm, kur Allahu për një pjesë të natës bëri që robi i Tij të udhëtonte me trup e me shpirt nga Meka deri në Mesxhidi Aksa, dhe nga aty për mbi shtatë palë qiej e deri në Sidretul Munteha. "Në këtë udhëtim qiellor, Allahu bisedoi me Muhamedin a.s. drejtpërdrejt, pa ndërmjetësues, ia mundësoi atij që t'i shihte shumë gjëra prej madhështisë dhe fuqisë së Krijuesit. Allahu xh.sh. në Kuran dëshmon për këtë: "*Ai (Muhamedi) vërtet pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet.*" (En Nexhm, 18). Pra, pa shumëçka, që për mendjen njerëzore janë krejtësisht të paarritshme. Njerëzit e besojnë Miraxhin e Pejgamberit a.s., por, atë e përjetojnë vetëm besimtarët që e falin namazin për hir të Allahut, si dhe ata të cilët e përkujtojnë këtë ngjarje madhore, me mendje, zemër e shpirt", tha ndër të tjerash sekretari Sadriu. Më pas, për të pranishmit u mbajt edhe një program artistik, me lexim Kurani dhe ilahish. *(R.S).*

## Kryeimami Bajgora takoi pjesëmarrësit e trajnimit në Tekirdag të Turqisë

Prishtinë, 10 prill 2019

Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri ef.Bajgora, i shoqëruar nga asistenti i tij Fatmir ef.Iljazi, pritën sot në takim grupin e imamëve dhe të myezinëve nga Kosova, të cilët morën pjesë në trajnimin për përvetësimin e bukur leximit të Kuranit, të mbajtur në Tekirdag të Turqisë. Udhëheqësi i këtij grupi Muhamed Mazllami, e njohu kryeimamin Bajgora me



ecurinë e trajnimit dhe për takimet e zhvilluara gjatë kësaj vizite. Fillimisht vizita e parë ishte te Myftiu i Tekirdagut, Ismail Ipek, i cili u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve nga Kosova, si dhe mbajti një ligjëratë para tyre. Më pas vizita vazhdoi në qytetin Muratllë, në zyrën e Myftiut Ugur Emiroglu, pastaj në Edirne, në xhaminë "Selimije", në të cilën u mirëpritën nga Myftiu i Edirnes Emrullah Uzum. Gjatë qëndrimit në Turqi, grupi i nëpunësve të Bashkësisë Islame të Kosovës, vizitoi edhe Këshillin e Lartë të Fetvave, në të cilën u pritën nga këshilltari Mehmet Ekim.Gjithashtu ata vizituan edhe qytetin e Çanakalasë, shoqatën "Tuder", Medresenë e Tekirdagut etj. Në fund të këtij trajnimi, ishte mbajtur një program kulturor dhe ishin certifikuar të gjithë pjesëmarrësit. *(B.Z).*

## Umrexhitë kthehen shëndoshë e mirë në Kosovë

*Prishtinë, 14 prill 2019*

Të dielën , më 14 prill 2019, u kthyen në Kosovë shëndoshë e mirë umrexhitë, të cilët ishin nisur për në vendet e shenjta me datë 2 prill 2019. Për dhjetë ditë sa qëndruan në vendet e shenjta, umrexhitë patën rastin të vizitonin vendet e shenjta të Mekës dhe Medinës. Ky grup udhëhiqej nga drejtori i Haxhit i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës z. Vedat Sahiti. Kryesia e BIRK-ut do të organizojë edhe umre të tjera në vijim.*(R.S).*



## Drejtori për Diasporë priti në takim drejtorin e Arsimit të Ankarasë z. Tamer Kirbac

*Prishtinë, 18 prill 2019*

Drejtori për Diasporë i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Ekrem Simnica priti sot në takim drejtorin e Arsimit të Ankarasë z. Tamer Kirbac, i cili shoqërohej nga drejtori i medresesë në Ankara z. Yasar Kemal dhe nga kryetari i prindërve të shkollës, njëherësh zëvendësdrejtor gjeneral i hekurudhave në nivel shtetëror të Turqisë z. Emin Tekbas. Drejtori Simnica fillimish u uroi mirëseardhje mysafirëve, më pas i njohu me zhvillimet dhe të arriturat e institucionit të Medresesë. Ai po ashtu shprehu një falënderim të veçantë për mysafirët për përkrahjen e vazhdueshme që kanë dhënë dhe po japin për Bashkësinë Islame në përgjithësi, si dhe në veçanti për Medresnë "Alaudin".

Ndërkaq, z. Tmaer Kirbac e falënderoi drejtorin Simnica për pritjen, si dhe premtoi se bashkëpunimi i ndërsjellë ndërmjet medreseve do të vazhdojë edhe në të ardhmen. *(R.S).*



# Mbahet tribuna fetare "Parapërgatitja shpirtërore dhe fizike për muajin e agjërimit"

*Prishtinë, 24 prill 2019*

Në vigjilje të muajit të bekuar të Ramazanit, në teatrin "Isref Begolli" në Pejë, u mbajt tribuna fetare për agjërimin, në të cilën ligjëruan kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri ef. Bajgora dhe doktor Agron Rexhepi.

Fillimisht me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI-së së Pejës, Musli ef. Arifaj, i cili uroi për ardhjen e muajit të bekuar të Ramazanit, me shpresën tek Allahu që të kemi një agjërim dhe ibadete të pranuara dhe nga ky muaj të dalim fitimtarë dhe me gjynahe të falura.

Më pas, para të pranishmëve, rreth përgatitjes për muajin e bekuar të Ramazanit foli kryeimami Sabri ef.Bajgora, i cili potencoi faktin se është njeri fatlum ai që e arrin muajin e Ramazanit, ngase është muaj i bereqetit, muaj i rahmetit dhe muaj i përzgjedhur për shumë urtësi.

"Sahabët e Pejgamberit a.s. i luteshin Allahut për gjysmë viti me lutjen "O Zot mundësona me prit Ramazanin!". Ramazani është muaj i përzgjedhur për shumë urtësi, bereqet dhe të mira, është muaj i Kuranit, ngase në një prej netëve të këtij muaji, në natën e madhe të Kadrit, Allahu e zbriti shpalljen e Tij të fundit në tokë për Muhamedin a.s. Ishte kontakti i fundit qiellor me tokën, sepse pas Muhamedit a.s. më nuk do të ketë pejgamber të tjerë. Me bindje të plotë mund të themi: të lumtë ata që e presin Ramazanin, ngase po ta dinin njerëzit për mirësitë e muajit të Ramazanit, do të dëshironin që krejt viti të ishte Ramazan!"







Kryeimami Bajgora foli edhe rreth përgatitjeve që duhet të ketë besimtari për muajin e Ramazanit, duke potencuar se: "Ramazani është mysafir që vjen një herë në vit, ndaj për këtë duhet të përgatitemi fizikisht, shpirtërisht dhe menderisht, sepse në këtë muaj nuk janë vetëm agjërimi dhe namazi ibadete, por edhe frymëmarrja dhe gjumi i besimtarit janë ibadete. Ky muaj te besimtari ngjallë emocione të papërshkrueshme, ditët dhe netët e këtij muaji ndryshojnë prej muajve të tjerë. Andaj prej nesh kërkohet devotshmëria në këtë muaj, e nëse këtë nuk e arrijmë, atëherë nuk kemi arritur t'i marrim be-

gatitë dhe nimetet e këtij muaji. Nëse nuk kemi arritur që t'i lëmë fjalët e këqija, shpifjet dhe punët e liga, atëherë nuk e kemi arritur misionin që duhet ta kemi në Ramazan."

"Muaji i Ramazanit konsiderohet edhe muaj i Kuranit, ngase në të zbriti Kurani, siç thotë Allahu xh.sh.:Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). (El Bekare, 185). Qëllimi i agjërimit është që ne të dalim fitimtarë, faqebardhë, që ne të na bëj që punët e mira që i bëjmë në këtë muaj të bëhen rutinë edhe për muajt e tjerë. Allahu xh.sh.në një hadith kudsij thotë: "Çdo punë e birit të Ademit i takon atij, me përjashtim të agjërimit, agjërimi është Imi dhe Unë për të shpërblej." Ky muaj sjellë kënaqësi shpirtërore kur bashkohemi në namazet ditore, e në namazin e teravisë, pastaj në sofrën e syfyrit dhe të iftarit."

"Lusim Zotin e Madhëruar që të na e mundësojë ta agjërojmë këtë muaj të bekuar dhe të dalim fitimtarë nga ky muaj, që në fund të krenohemi për namazin, ibadetin, dhikrin tonë dhe të jemi prej atyre që do të hyjnë në xhenet nga dera Rejjan, dera e agjëruesve. Lusim Zotin që të na i largojë mospajtimet tona, të jemi prej atyre që pendohemi me pendim të sinqertë. Një lutje të veçantë do e bëja për nënat, bashkëshortet, motrat tona për mundin e përgatitjes së iftareve dhe syfyreve. Lusim të Madhin Zot që t'i shpërblejë me xhenet. Allahu na e mundësoftë të agjërojmë muajin e Ramazanit",- përfundoi fjalën e tij kryeimami Bajgora.

Më pas para të pranishmëve rreth temës agjërimi dhe shëndeti foli doktor Agron Rexhepi, i cili tha se në muajin e Ramazanit, harmonia shpirtërore dhe trupore duhet të jenë së bashku, që të jemi në harmoni me Krijuesin tonë.

"Nuk ka asnjë obligim që e ka bërë Allahu, e që të mos jetë për të mirën e njeriut. E falënderojmë Zotin që na e mundësoj t'i afrohemi këtij muaji, ndaj nuk duhet të lejojmë të na ikin të mirat e këtij muaji. Sot, psikologët botërorë preferojnë që njeriu të meditojë për 5 deri 10 minuta brenda ditës, në mënyrë që të largojë stresin ditor, e ne na ka bekuar Allahu me faljen e pesë namazeve ditore."

Dr. Agron Rexhepi foli edhe për aspektin mjekësor të agjërimit, të cilin e quajti lloj diete: "Agjërimi nga aspekti mjekësor është një lloj diete, që për qëllim ka rikalibrimin e trupit, ndërsa nga aspekti fetar ka për qëllim rikalibrimin e shpirtit. Nutricistët botëror sot rekomandojnë agjërimin e dy ditëve gjatë javës, që për këtë ne kemi mësimin e Pejgamberit a.s. për agjërimin e të hënave dhe të enjteve. Nuk ka ndonjë moshë të caktuar për fillimin dhe përfundimin e agjërimit. Porosisë që t'i mësojmë fëmijët me agjërim, deri në momentet kur ata të munden, njashtu edhe për personat e moshuar, të cilët nuk kanë ndonjë sëmundje që e pengon agjërimin, të fillojnë me agjërim."

"Sa u përket ushqimeve, porosisë që nuk duhet të jenë në asnjë mënyrë vetëm iftari dhe syfyri, por të jetë edhe një shujtë pas namazit të teravive. Iftari duhet të bëhet me ujë, larg çdo pijeje të gazuar, me 2-3 hurme, ngase hurma është një fryt i rrallë që i përmban të gjitha që i duhen organizmit," tha mes tjerash dr. Agron Rexhepi. *(B.Z.).*

## Mbahen Garat Ndërkombëtare të Kuranit në Kuvajt

*Prishtinë, 17 prill 2019*

Me pjesëmarrjen e 90 shteteve nga mbarë bota, nga data 9 deri me 17 prill, në Kuvajt, u mbajtën Garat Ndërkombëtare të Kuranit. Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës në këto gara u përfaqësua nga studentët Aburrahman Rama dhe Mendim Sllamniku, të cilët garuan në fushën e leximit të Kuranit me texhvid dhe me tertil (bukur lexim të Kuranit). "Përfaqësimi i Bashkësisë Islame në këto gara, sa ishte nder, ishte edhe përgjegjësi e madhe, ngase konkurrenca ishte tejet e madhe. Mirëpo, vetëm pjesëmarrja në këto gara ishte ngjarje shumë madhështore", u shpreh studenti Mendim Sllamniku. Këto ishin garat e 22-ta me radhë që organizohen nën organizimin e shkëlqesisë së tij, emirit të Kuvajtit, Sabah el Ahmed el Xhabit Esabah. *(R.S).*



# Dua e Hatmes në xhaminë "Mehmet Kuklibegu" në fshatin Bresanë të Dragashit



Stafi i Këshillit të Bashkësisë Islame Dragash, morën pjesë në duanë e hatmes, e cila u mbajt në xhaminë : Mehmet Kuklibegu" në fshatin Bresanë.

Më 22 prill 2019, në xhaminë e fshatit Bresanë të Komunës së Dragashit, pas namazit të drekës, 31 nxënës bënë dua hatme Kur'anin tek imami i tyre Xhevat ef. Fetahi, i cili është mjaftë aktiv gjatë këtyre viteve si imam, prej tyre 15 nxënës për herë të parë, 11 për herë të dytë dhe 5 për herë të tretë. Në këtë solemnitet fillimisht përshëndeti imami Xhevat ef. Fetahi, ku elaboroj punën një vjeçare me nxënësit rreth hatmes së Kuranit.

Në këtë ceremoni në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame Dragash, përshëndeti Kryetari Osman ef. Mehmeti, i cili përgëzoi imamin, xhematlinjët dhe prindërit e nxënësve, ku ndër të tjera theksoi: Jam i nderuar që gjendem sot para jush dhe para këtyre fëmijëve që lexojnë Kuranin, me punën e imamit tuaj sikur është bërë traditë duaja e hatmes në këtë xhemat. Allahu xh.sh. në një ajet kuranor thotë: "*Vërtetë Ne e kemi zbritur Kuranin dhe Ne do ta ruajmë atë*", kurse Pejgamberi a.s. thotë: "Më i miri prej jush është ai i cili e mëson Kur'anin dhe ua mëson të tjerëve".

Nxënësit kishin përgatitur ilahi, recitale dhe pjesë nga Kurani për këtë ceremoni. Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame Dragash, Nail ef. Halimi bëri shpërndarjen e certifikatave për nxënësit, kurse duan e hatmes e bëri kryeimami Xhafer ef. Fejziu.

Nxënësit që bënë hatme janë: Ajshe Ramadani, Elmaide Kasami, Elmir Ademi, Elvana Sinani, Ervin Reshiti, Hafsa Fetahi, Melisa Milaimi, Premtim Shefkiu, Rumejsa Qerimi, Semina Reshiti, Semra Tosuni, Skender Ymeti, Sumeja Aliu, Ylli Nebiu, Zamir Maliqi, Amin Miftari, Blenora Milaimi, Elbein Hajdari, Ezana Ramadani, Fluarta Aliu, Ahmed Qazimi, Anesa Vehbiu, Aurora Ademi, Elifa Sinani, Harbin Ahmeti, Kaltrina Muhamedi, Merjeme Rysheni, Milot Ajeti, Muhela Hajdari, Sanije Maliqi, Sumeja Ademi.

*Xhafer Fejziu.*



| AUTOR: AGIM GASHI | LUTJE E VEÇANTË PËR MUHAMEDIN A.S. | BEKIM | AI QË LUAN NË LIRË | E NDESHUR | JAVA MESSAGE SERVICE | VEBDLINDJA E MUHAMEDIT A.S. | TITULL DIPLOMATI | NIKELI | PIKTOGRAM NË FAQEN E KOMPJUTERIT | | GRUP GJAKU | EPIROT | VEND NË INDI | OSHËNAR | DEL NË JETË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJË NGA PROFETËT | | | | | | | | | | I DELEGUAR NË HAXH / AGJ. KOS. STANDARD. | | | | | |
| PJESË E MATEMATIKËS | | | | | | | | | | | KRYE / NË KËTË DITË | | | | |
| LLOJ SHPENDI | | | | | | | | O / NË (lat.) | | | | | | | |
| SULM, MËSYMJE | | | | | LIFT / SEKONDA | | | | | | | | 1500 ROMAK / STUDIUES I PEDAGOGJISË | | |
| SËMUNDJE NGJITËSE | | | | | | PJATA | | | | | | | | | HAPUR |
| AMERICI | | | AUSTRIA / SHTETI I KALIFIT | | | | | | | | TEZJA | | | | |
| TONI | | K.R. / KREMTIN | | | | | | | | | ADEM DEMAÇI | | | SHKODRA / E LARME | |
| SHKOVA ME KËMBË | | | | DY ZANORE | | | | | | | RAPSODI, MANI | | | | |
| FIJE METALI | | | | | | | | | | | | GENERAL ARTS QUALIFYING / JO TAZE | | | |
| | ... DE ZHANIERO / ZVETËNIM | | | | | | | | | | SHIU I NGRIRË | | | | |
| DAJRE | | | | FILIZ | | | | | | | LËNDË PËR ËMBËLSIRA | | | | |
| SMALT | | | | | | | | | | | KHAULI | | TE, TEK / ISH-PRESID. SEJDIU | | |
| SHKENCËTARI E ZBULUESI SHQIPTAR, RIFAT | | | | | | | | | | | SHKËLQIME STOFI | | | | DOMATE, SPEC . . . |
| EMËR MASHKULLI ISLAM | | | | | UJI I NGRIRË | NDJENJË E ZJARRTË | ITALISHT | MBULESA E HOLLË | PRINC ARAB | RADIUSI | TANTALI / EMËR M. ISLAM (shq.) | | | PORTUGALIA / NËNË | |
| NEHAT ISLAMI | | | STOF PËR TË MBULUAR KOLLTUKËT / QOSHE | | | | | | | | | TENCENT MUSIC ENTERTAIN. / PASUR ETJE | | | |
| ENERGJIA | | GJYMTIM / HAJDE | | | | | | | | ORGAN QË STUDION KARDIOLOGU / SHTET AMER. | | | | | |
| AI QË SAPO ËSHTË THIRRUR PËR SHËRBIMIN USHTARAK | | | | | | | PËRZGJEDHJE / LLOJ BICIKLETE | | | | | | | | |
| PJESË E SHTATIT | | | | BËRË HESAP / TONI | | | | | | | | | | METRI / KALIJUMI | |
| I EKSTREMIT TË MAJTË | | | | | | | | ILIRE | | | | | | | |

